## PARATHANJE

*Me rastin e datës 13 Rexheb 1418 sipas Hixhretit, që është lindja e të naltit Imam Ali r.a.,vendosa të përpilojë këtë mexhma, me nga 80 ilahi shqip dhe 80 ilahi turqisht të nxjerruna nga thesari shumë i madh i ilahive,për të kujtue 80 vjetorin e kalimit (vdekjes) së themeluesit të tarikatit Rrufai në Kosovë dhe Shqipni, HAXHI SHEJH MUSASË.*

*Haxhi Shejh Musaja ka lindë në fshatin Bellanicë të Malishevës në vitin 1855.Medresen e naltë e ka krye në Stamboll. Në asitanen e Stambollit merrë ilafet prej Shejh Mustafasë dhe me 1875 kthehet në Gjakovë.*

*Me entuzijazëm dhe vullnet të fortë arrinë që shpejtë ta rritë numrin e dervishve jo vetëm në Gjakovë,por në mbarë Kosovën.Kështu që në vitin 1882 ndërton teqen amë (Asitanen) në Gjakovë,dhe i themelon degët: Në Mitrovicë Shejh Fejzullahun,në Prishtinë Shejh Dedën,në Pejë Shejh Jashën,në Rahovec Shejh Xhemën,në Prizren Shejh Hasan Boshnjakun,në Gjilan dervish Tahsinin,në Sarajevë dervish Xajë Karkinin dhe në Potok të Mulliqit dervish Sadikun.*

*Me 1917 Haxhi Shejh Musaja kaloi në Darul-Beka dhe u vorros në tyrben e teqes amë në Gjakovë.*

*Me të njëjtin rast kujtojmë edhe 80 vjetorin e ilafetllykut të Shejh Ademit, dhe 61 vjetorin e kalimit të tij.*

*Shejh Ademi ka lindë në Gjakovë në vitin 1896.Medresen e naltë e ka krye në Stamboll. Në teqen e Halim efendiut në Stamboll ka marrë ilafet prej Shejh Xhemaludinit.Me 1917 kthehet në Gjakovë dhe e zen vendin e babës së vet,postnishin i teqes.*

*Shejh Ademi menjëherë fillon dhe zhvillon aktivitetin e babës së vet dhe i përtrin degët-teqet me trashëgimtar të rinjë: Në Mitrovicë Shejh Abdylkadrin, në Pejë Shejh Behlulin,në Rahovec Shejh Iljazin dhe në Prizren Shejh Hysejnin.*

*Shejh Ademi menjëherë fillon përhapjen e tarikatit në Shqipni, tue fillue në Shkodër me Shejh Ahmetin e tue vazhdue deri në jug,në Berat Shejh Fahredinin,në Vlorë Shejh Adilin,në Elbasan Shejh Shaqirin,në Peqin Shejh Ahmet Gjinishin,në Kavajë Shejh Demir Kazazin,në Durrës Shejh Adem Rodën dhe në Shkodër Shejh Alinë (Alën),kurse në Gjakovë Haxhi Shejh Danjollin.*

*Shejh Ademi me 1938 kaloi në Darul-Beka dhe pushon në tyrben e teqes së Malësisë të cilën e ka themelue vetë.*

*Po ashtu kujtojmë edhe 16 vjetorin e kalimit të Haxhi Shejh Danjollit, i cili ka lindë në Gjakovë në vitin 1911, kurse me 1936 emnohet nga Shejh Ademi për postnishin-Shejh i Asitanës-teqes amë në Gjakovë.*

*Shejh Danjolli ushtroi detyrën e postnishinit 45 vjetë.Edhe pse jetoi në kohën ma të çoroditur për besim, falë autoritetit dhe moralit të naltë arriti të ruej dhe kultivojë traditën dhe autoritetin e Asitanës dhe ta rrisë numrin e dervishve. Gjithashtu ka përtri teqet në Pejë Shejh Rizaja,në Rahovec Haxhi Shejh Bakija dhe në Osek dervish Hysejnin.*

*Në vitin 1981 Haxhi Shejh Danjolli kaloi në Darul-beka dhe pushon në tyrbe të Asitanës.*

*MEXHMAJA JIPET FALAS (GRATIS)*

*Mexhman e përpiloi*
*SHEJH LYTFIU*
*Postnishin i Asitanës*
*RRUFAI*
*në Gjakovë*

## PËRMBAJTJA

## E ILAHIVE NË GJUHËN SHQIPE

**EMRI I ILAHISË** **FAQE**

1. ELIF EMËR BANI ZOTI ......................1
2. ELIF ALL-LLAH NGON FAKIRI.........4
3. ELIF ALL-LLAH ME EMËN TAND.....7
4. ELIF ALL-LLAH QOFSH LIVDUE....10
5. ELIF ALL-LLAH JA HAJ...................15
6. ELIF O ZOT QOFSH LAVDUE.........21
7. ELIF ISMI MUHAMMED...................26
8. ELIF ALL-LLAH THIRRI ASHKU......31
9. ELIF ALL-LLAH SE U MARUSH.......34
10. ELIF ALL-LLAH ADI IBRAHIM.......37
11. ELIF ALL-LLAH AHMET NURI TU DHA...............................39
12. ELIF ALL-LLAH PO FILLOJË........40
13. ELIF ALL-LLAH KE MËSHIRË.......45
14. ELIF ELHAMI I HAKUT.................48
15. BISMIL-LAH DUE ME DIFTUE.......54
16. ZOTI KUR DESHT ME KRIJUE.......57
17. VUAJTJET E EHLIBEJTIT (FAMILJES MUHAMMEDIT a.s).........60
18. LAVDIM I KATËR SEHABËVE.......67
19. ME ZOTIN DESHTA TË FILLOJË...73
20. BISMIL-LAH DESHTA ME DIJTË...81
21. ME EMËN TË ZOTIT FILLOJË.......84
22. BISMIL-LAH PO FILLOJË.............88
23. O ZOT TË QOFSHIM FALË.............90
24. SEJ-JID AHMED RRUFAISË..........94
25. ME ZOTIN DUE ME JU MËSUE....100
26. ME ZOTIN FILLOJ.......................105
27. ENI NJERËZ ME NDI.................109
28. PERËNDIJA KA URDHËNUE........112
29. BISMIL-LAH UNË DUE ILAHI ME BA..115
30. MIRË SE ERDHE SHPIRTI REVAN...117
31. MORRA LEJEN ME JU THANË.....119
32. ENI VLLAZËN TA BAJMË DERT...122
33. MUHAMMED ALISË-(GAZEL).......123
34. MOS RRI TË DIGJESH.................124
35. FYTYRËN TA PASHË...................126
36. MOS MË NDAJË MUE PREJ TEJE....128
37. JA ALI TË DUE..................................129
38. ENI ASHIK ENI JU ENI..................131
39. DOLLAP PËRSE PO GJËMON..........133
40. O ZOTI IM MUE PREJ TEJE.........135
41. LEM MUE TË DIGJEM....................137
42. PYETA LULEN VERDHË IMANËM....139
43. TI MORI ZEMËR SOLE HYSE..........141
44. MOS JEP SEVDA NË KËTË DYNJA....143
45. BISMIL-LAH EJ MYRSHYDI IM.........145
46. BEHEJ KARDASH HAKIN...............147
47. MË NJOFTI MUE PARPROMI..........149
48. EJ QARKU I POSHTËM..................150
49. DERTE KAM UNË SHUMË...............152
50. ME ZOTIN VETË PO BAJË FILLESË...154
51. ZOTI I GJITHËSISË......................156
52. ENGJULL QË MU QASE PRANË...158
53. TI O SHPIRTË I NALTË...............161

*54. O ZOT DRITËN E SYVE TË MI......165*
*55. KAM DO DERTE ME I DERTU.......166*
*56. O QYTET I GJYSHIT TONË..........167*
*57. ME SYTË E HUEJ EJ NJERI.........171*
*58. DRITA E BUKURISË...................172*
*59. MBASI ZEMRA IME TY TU TEK....173*
*60. OR ASHIK TË DREJTAT TONA......175*
*61. UNË KËNDOJË AJET KURAN.......176*
*62. SOT ME NJI MBLEDHJE............177*
*63. NË PIJE TË ASHKUT..................178*
*64. O TI QË ME BRENGËN TANDE—*
*--- Ç'ASHTË AI QË KRYE KAMBË......180*
*65. ME BALLIN MEJDAN...................181*
*66. EJ DYNJA DYNJAJA E SHKRETË..183*
*67. E DIJKE TI..................................184*
*68. RUEJE DREJTËSINË*
*E MOS E LA-(GAZEL)...................185*
*69. EJ I DASHNI I XHENNETIT.........186*
*70. S'MUNDI ME JA MBËRRI HAKUT...187*
*71. LENE TË PËRKOHSHMEN............188*
*72. HYNË NË SJELLJE ME ZIQËR........190*
*73. LAVDI PAÇ O PERËNDI................191*
*74. ENI VLLAZËN ENI.........................193*
*75. SEJ-JID AHMED RRUFAISË...........195*
*76. JA GAFURR ALL-LLAH...................197*
*77. TË DHEJTËN E DITËS*
*SË MUHATEMIT........................199*
*78. ALL-LLAH ALL-LLAH*
*KADER ALL-LLAH......................201*
*79. NADJE HERET KUR U ÇOVA........203*
*80. SHUMË JU SOLLA KËSAJ DYNJASË.....205*

## *ELIF EMËR BANI ZOTI*

*Elif emër bani Zoti*
*meleqve në ditë të hashuras*
*Be bytyn zijaret të shkoni*
*te Shehidnit e Qarbelas.*

*Te të gjithë melaiqetë*
*të mëdhenjë e të vegjël shkuen të gjithë*
*The ju thanë bani gajret*
*se asht emri i Perëndis.*

*Xhim jezidat u ndryshuen*
*ah emiral rrugë mbërrin*
*Ha afër mi të gjithë i rrethuen*
*në Fyrat i banë shehid.*

*Hije hasmit e Aliut*
*që na banë kët' mysibet*
*Dall dushmanat e Perëndis*
*që s'mendojnë për ahiret.*

*Dhel lanet ata qofshin*
*për ata asht xhahnemi*
*Re rahmet shpirti mos ju gjet*
*as në dynja as në ahiret.*

*Ze zingjiri i shtatë xhahnamve*
*asht Jezidi i Mavihes*
*Sin sulltani i shtatë xhehneteve*
*asht Hysejni i Fatimes.*

*Shin e sherre në Qarbela*
*u mbështull jezidija*
*Sat sordisen rreth e përqark*
*Ehlibejti i davletlis.*

*Dat ndriqimi u ndryshue*
*edhe dielli atë ditë u ndalue*
*Ti tokna e qiellna të gjithë*
*për Muhatem do të kenë vajtue.*

*Ze zuhuri mbas yjlesë*
*bani vaki ai fesat*
*Ajn Aliu i tha Fatimes*
*Hysejni mbetë në Qarbela.*

*Gajn gajret bani Hysejni*
*deri në vaktin e yjlesë*
*Fe figante po na bënte*
*Zuhraja e Fatimes.*

*Kaf Kurani ashtë ndalë*
*përmbi njëqind e tre qitab*
*Qef qafirat që si lanë*
*me pi ujë nji herë në Fyrat.*

*Lam laik ata qofshin*
*për ata asht xhahnemi*
*Mim në mahsher në huzur të Hakut*
*davagji asht ai Pejgamber.*



*Nun Natë e ditë po qajim me lotë*
*për Hysejnin e Imam Aliut*
*Vav vatanin e kam ndër male*
*Shejh Hysejni i Peshkopisë.*

*He ham Halife Alevi*
*sektin e kamë xhejlani*
*Je jam nji asitane e madhe*
*për Hysejnin e Imam Alisë.*

## ELIF ALL-LLAH PO NGON FAKIRI

*Elif All-llah po ngon fakiri*
*merrni vesh shka thotë fakiri*
*Be bytyn haber ta keni*
*lanet asht ai mynafiki.*

*Te ta bajm terqi nefsin*
*se na dertet njo si kemi*
*The tha vet o Perëndija*
*Muhammedin o Hak ta dini.*

*Xhim xhemali o i Perëndisë*
*kydretan zhdrypi Furkani*
*oh Jezid o pranga e detit*
*këto punë vajë ti naj bane.*

*He Hasani o me Hysejnin*
*janë të nipat e Pejgamberit*
*jezidija ja dha zehrin*
*për inat të Ali Hajdarit.*

*Hi hijanet ata u banë*
*ai kombi o i jezidis*
*Dall na i prenë dymbdhejtë Imamët*
*deri sa i zunë e i vranë.*

*Dhel e dhambëzit në gojë s'ju mbetën*
*me rahmet ymrin e quen*
*Re rahmet shpirti mos ju gjetë*
*asaj kabile që na i munduen.*



*Ze në zemër s'mbetë myemini*
*deri sa kulloj si plumbi*
*Sin sa erdhë Eba Myslimi*
*hakesh i erdhë atij meluni.*

*Shin me sherr na u ngre Jezidi*
*në Qarbela na u nis nizaja*
*Sat sabër bajke Perëndija*
*deri sa i zunë e i vranë.*

*Dat ta merrni ju vesh kuvendin*
*hyqmetet e Perëndis*
*Ti ta mbushni ju plotë xhahnemin*
*me atë komb të jezidis.*

*Zi a kështu e kemi besën*
*ashiqare janë rrefye*
*Mavihes t'ja vendojin shpaten*
*mos ta lajim o me que krye.*

*Ajn Aliu asht nji sabur*
*si ta bajke Perëndija*
*Mavihja na u bani magrun*
*por se la Sulltan Alija.*

*Gajn gajret bani Shah Merdani*
*në atë komb të jezidis*
*Fe fida sirrin e bani*
*për inat të Jezid sefis.*

*Kaf kush e njef që asht Alija*
*hak dogrile e ka imanin*
*Qef që erdhë Jezid sefija*
*për kabile e ka Shejtanin.*

*Lam ala nuri i Aliut*
*këto bejte po i flasim*
*asht arsllani i Perëndisë*
*Muhammedin e ka të dashtun.*

*Mim Mavihja me Mervanin*
*këto punë ai na gatosi*
*Nun nalet të pestë u banë*
*si Shejtani me Firaunin.*

*Vav na hipi zugulltija*
*e mira ra në gaflet*
*He hydajet baftë Perëndija*
*në ata rob që kanë muhabet.*

*Lam elif ishte qylahi*
*me erqanë në krye o vendue*
*shumë sirret i ka te Haku*
*ashiqare janë kallxue.*

*Je nji All-llah je nji Rrahman*
*a kështu ke urdhënue*
*për fakir o dervish Selimin*
*me ashk tand jam djegë e përvëlue.*



## ELIF ALL-LLAH ME EMËR TAND

*Elif All-llah me emër tand*
*nji ilahi po filloj*
*Be baj dikat me gjetë derman*
*rrugën tande po e kërkoj.*

*Te të gjithë me ba dikat*
*mos me ndejt qorr në dynja*
*The thuhet me marrë bejat*
*me u bo paq me Esma.*

*Xhim xhemali i Perëndisë*
*mbi dervish ban texhel-li*
*Ha Haku e nurledis*
*gjenë karar zemra e tij.*

*Hije hallku me gaflet*
*Zoti i ka jaratis*
*Dall difton shejhi i vet*
*drejt rrugën e Perëndisë.*

*Dhel ziqri asht shumë derman*
*për këtë zemër me pastrue*
*Re rrahmani e zbulon*
*sirrin ty me ta diftue.*

*Ze zemra asht në dynja*
*por si xhami që shëndritë*
*Sin s'lan gjynahet me pa*
*kur të bahem si xhivit.*

*Shin Sheriat dhe Tarikat*
*kur ti mbajë njeriu taman*
*Sat saber dhe itat*
*gjithmonë ai qeramet banë.*

*Dat dalaleti në dynja*
*me sy njeriun qorr e ban*
*Ti turbull s'mundet me pa*
*dynjan dore nuk e lëshon.*

*Zi zahirtë e kanë diftue*
*qerametin në dynja*
*Ajn alamet me u kujtue*
*tabi hallku me ju ba.*

*Gajn gajeti i këtij Tariki*
*njeriun evlija me e ba*
*Fe fort me qenë ti ashik*
*sirrin ke për me ja pa.*

*Kaf kush do që e pat kismet*
*për me hi në Tarikat*
*Qef qimjanë ai mirë e gjetë*
*përgjithmonë u ba rahat.*

*Lam lajik asht për insan*
*sa të jenë gjallë me u bo tabi*
*Mim me dhanë mallin të tanë*
*në ahiret nuk ban dobi.*



*Nun nishanet na janë diftue*
*se sa aqik në kët' dynja*
*Vaf vorret nuk kan me u que*
*nasihat ne me na ba.*

*He hydajet ja hadi*
*mu fakirin ti me m'ba*
*Je jam nji Shejh Rrufai*
*në Shkodër tande fukara.*

## ELIF ALL-LLAH QOFSH LIVDUE

*Elif all-llah qofsh livdue*
*që na ule kët' Kuran*
*ban salavat pa pushue*
*mbi Muhammed Mustafanë.*

*Be bana kët' ilahi*
*me i thye hundën Myraisë*
*që thotë në Tarikat mos me hi*
*i ndihmon atij Iblisë.*

*Te të gjithë na dervishan*
*Zotit i kena besue*
*me Hadisë e me Kuran*
*pa tevil pa e ndryshue.*

*The tha Zoti me u bashkue*
*t'gjithë me u kapë me Kuran*
*prej atij kush u largue*
*e ka hangër ai Shejtan.*

*Xhim xhevap duhet me dhanë*
*në vorr e në aresatë*
*këto sirre për me i nxanë*
*kena hi në Tarikat.*

*Ha hambel e shafi*
*maliki e Imam Azem*
*t'gjithë në Tarikat kanë hi*
*e ti thue Imami jem!*



*Hi hallkut ai Imam*
*ju tha në Tarikat kam hi*
*këto dy vjetët e ymrit mram*
*shpëtova deshta Perëndinë.*

*Dall dynjaja dervish janë*
*te len e të perëndon*
*kush ka qibër si Shejtan*
*me u ba dervish nuk ngon.*

*Dhel dha za me ilahi*
*avamin për me largue*
*në Tarikat thotë mos hi*
*në Ahiret qorr don me i que.*

*Re rruga e Perëndisë*
*të gjithë Tarikatet janë*
*edhe mes-hebi i Mehdisë*
*Resuli sikur ka thanë.*

*Ze Zoti e pat madhnue*
*Sej-jidin tonë atë Sulltan*
*pa dijtë me shkrue as me këndue*
*me nji natë alim të ban.*

*Sin selamet s'ke me gjetë*
*pa e marr vesh Kalu-Belan*
*si gomari po rrinë fjetë*
*e ka vuë në gjumë ai Shejtan.*

Shin Sheriati na difton
ibadet Zotit me i ba
Tarikati na zdriton
sirret e Zotit për me i pa.

Sat samarin si hajvan
nuk ja shef vedit në shpinë
hajvani dervishët i shanë
që del dinit nuk e din.

Dat dumani e ka mbulue
e dron vdekjen si hajvan
nuk e din ku ka me shkue
sytë atij perde i kanë.

Ti turbull ai ka harrue
para këtuhit ku ka qenë
këto sirre pa i diktue
si të nxen vendi n'vend.

Zi zahir sa do me këndue
nji mijë vjet hoxha në Sheriat
nuk mundet kurrë me kuptue
çka mëson dervishi nji natë.

Ajn ilmi ledyn i thonë
menjëherë alim të banë
miraz prej Resulit tonë
lum kujë Zoti ja ka dhanë.



Gajn gajet fort jam mundue
me mbjellë në Shkodër alëvitë
me shumë sende më kanë mundue
Tariki bindi e u rritë.

Fe fesatin na kanë shti
disa hoxhë tuj na ngatrrue
në ahiret asht nji mulli
krenët e tyne për mi blue.

Kaf kush e ka pak vixhdan
me dijtë punët e aresatit
bahet dervish e provon
nxanë me hypë në urë të Siratit.

Qef qyr disa me hasret
zemrën Zoti ju ka nxi
disa bejte po na i qet
ndër dervish thotë mos me hi.

Lam lajik asht për insan
sa të jenë gjallë mu ba tabi
ndaq me njoftë atë Shejtan
me shpëtue prej sherrit tij.

Mim me çile mu mundue
të gjithë jena mysliman
avamin mos me ngatrrue
nji derexhe asht insan.

*Nun në Hadisë na u ka diftue*
*qind derexhe ai xhehnet*
*në dynja sa të jesh naltsue*
*gjithkush rrin në vend të vet.*

*Vav vorri zor për atë jetë*
*aty kanë me na mundue*
*dikush aty ka me mbetë*
*kush nuk din me fluturue.*

*He hidajet Zoti banë*
*gjithkend në atë derexhe të vet*
*këto sirre duhet me i nxanë*
*gjithë kush asht prej këtij ymmet.*

*Je jam nji <u>Shejh Rrufai</u>*
*ashiku i Ehlibejtit*
*brez mbas brezi alevi*
*i ardhun në kohë të Fetit.*



## <u>*ELIF ALL-LLAH JA HAJ*</u>

*Elif All-llah –ja haj*
*ti me na ngjallë*
*të lutem na ty –ja haj*
*për me na falë.*

*Be bytyn ne –ja haj*
*paq me na ba*
*qorr mos na qit –ja haj*
*prej kësaj dynjaje.*

*Pe perde kanë –ja haj*
*sytë në dynja*
*mbas perdes tande –ja haj*
*munden me pa.*

*Te të lutem na ty –ja haj*
*ditë e për ditë*
*te rahmeti ytë –ja haj*
*me na afritë.*

*The të thërrasim ty –ja haj*
*me na ndihmue*
*prej kësaj dynjasë –ja haj*
*me na largue.*

*Xhim xhezbi ytë –ja haj*
*asht për dervish*
*rahmeti i ytë –ja haj*
*ulet fish për fish.*

Qe qare s'ka –ja haj
gajret pa ba
je afër fort –ja haj
s'mundem me të pa.

Ha Hak ti je –ja haj
banë texhel-li
me rahmetin tand –ja haj
na banë fani.

Hi hallku i ytë –ja haj
ty shirq të ban
të lutem na ty –ja haj
me na dhanë iman.

Dall dalalet –ja haj
asht kjo dynja
e ke jaratis –ja haj
dëshmim me të ba.

Dhel ziqër banë –ja haj
gurë edhe dru
na jena insanë –ja haj
me na afru.

Re rrahman je –ja haj
ti për gjithkënd
me të njoftë ty –ja haj
na ke dhanun mend.



Ze zemra jonë –ja haj
ty don me të dijtë
ty nuk të shef –ja haj
për pa të pa në dritë.

Zhe zhegu i verës –ja haj
asht fort i nxehtë
nuk të dina ty –ja haj
sa të jemi fjetë.

Sin selamet –ja haj
nuk kemi kurrë
pa ba texhel-li –ja haj
me na mbushë me nur.

Shin sherr i madh –ja haj
asht nefsi jonë
pa na ba terbije –ja haj
qorr rrijmë gjithmonë.

Sat sifatin tonë –ja haj
pa e ba pa qenë
ai që thotë të shohë –ja haj
e dijmë që rrenë.

Dat dalalet –ja haj
insani ka
pa u ba dervish –ja haj
sirr nuk din kurrgja.

Ti turbull asht –ja haj
uji në dynja
xhevahir në fund –ja haj
s'munden me pa.

Zi zahir je –ja haj
na u ke diftu
nuk shohim gja –ja haj
veq Esmat e tu.

Ajn alamet –ja haj
asht kjo dynja
e ke jaratis –ja haj
ispatë me të ba.

Gajn gajetin –ja haj
kësaj nuk ja dijnë
me i dhanë fetfa –ja haj
myfti e kadi.

Fe fundin kësaj –ja haj
s'mundet me u dijtë
pa u ba dervish –ja haj
nuk dalim në dritë.

Kaf kush mos të di –ja haj
ty në dynjat
në ahiret ai ty –ja haj
inqar ka me t'ba.



Qef qafirin –ja haj
ti nuk e don
sifatin tand –ja haj
pse ai ta mbulon.

Njef ngjalli ti –ja haj
gjithë robët e tu
me Elhamin tand-ja haj
ti me na mësu.

Lam lodhet kot –ja haj
oh ky insani
s'mundet –ja haj
pa u ba fani.

Mim me na dhanë –ja haj
ne në dynjat
një pasqyrë tande –ja haj
vedin me e pa.

Nun nishanet tua –ja haj
na i ke diftue
me të njoftun ty –ja haj
në ahiret pa shkue.

Vav vorret tona –ja haj
nuk kanë me u çue
sirrin tand –ja haj
me na diftue.

He hidajet –ja haj
ne me na ba
na jena rob –ja haj
Hak për me pa.

Je jam një Shejh –ja haj
unë shkodranli
me Tarikat –ja haj
gjindem Rrufai.

Unë po them Hu –ja haj
ti me na ndihmue
rahmeti i juej –ja haj
nuk ka të mbaruem.

Ban salavat –ja haj
mbi atë Resul
duan tonë –ja haj
na e banë kabul.



## ELIF O ZOT QOFSH LAVDUE

Bismil-lahi po filloj
nji ilahi due me ba
si ka lindë unë po diftoj
Resuli jonë në dynja.

Elif o Zot qofsh lavdue
natë e ditë të qofshim falë
Muhammedin e dërgue
myslimanët në dritë me dalë.

Be bytyn asht jaratis
qiell e tokë prej Nurit tij
i dashtuni i Perëndisë
i bukur por si hyri.

Te të gjithë ymrin me harxhue
sa i madh asht s'mund ta dijmë
si ka lindë du me diftue
Muhammedi ai zotni.

The tha Eminja nana e tij
për gjith muaj ma kanë hajrue
tuj qenë në bark ai Zotni
Pejgamber ma kanë madhnue.

Xhim xhevap tha më kanë dhanë
për madhni të atij Zotni
për gjithë natë za ka thanë
tuj ba ziqër e kam ndi.

*Ha hutueshëm rrisha në shpi*
*tha Eminja kur ka le*
*për gjithë anë tha za kam ndi*
*u shendu çka asht mbi dhe.*

*Hije hallku murren haber*
*gurë e pemë tuj e lavdue*
*po vjen ai Pejgamber*
*shoqi shoqin tuj gazmue.*

*Dall diftoj nana e tij*
*u eqtova fort ka thanë*
*nji mashtrafë sherbet me pi*
*hyritë atë natë ma kanë dhanë.*

*Dhel dhe nji za tha e kam ndi*
*me nji diba na kanë mbulue*
*për me madhnue atë Zotni*
*anmiqtë mos me na shique.*

*Re rreth meje pashë ka thanë*
*silleshin ato hyri*
*myzhde për të tuj më dhanë*
*pritnin me le ai Zotni.*

*Ze zemra tha me u frigue*
*m'çilen perdet për me pa*
*qiell e tokë i kam shique*
*lavdurojshin atë Mustafa.*



*Sin s'la meleq pa e çue*
*Zoti te unë atë natë*
*Muhammedin me urue*
*nuk kam pasë mundim si gratë.*

*Shin shyhretin e tij tuj lavdue*
*i rrijshin në kambë hyritë*
*me gojë nuk di met' diftue*
*çka kam pa unë atë ditë.*

*Sat sahati u zdritë*
*Muhammedi urdhënoj*
*qiell e tokë u mbush me dritë*
*gurë e pemë atë e lavdoj.*

*Dat dumani tha ishte ba*
*nji mjegull tha na kish mbulue*
*djalin tim tha se kam pa*
*nuk e dita ku ka shkue.*

*Ti turbull tha ishte ba*
*për djalë tuj u kujdesue*
*prej Zotit erdhi nji za*
*me shëtit tha e kam que.*

*Dhe dha Zoti urdhënim*
*djalin tim për me ma prue*
*mu hoq mu gjithë ai idhnim*
*me shëndim e kam shique.*

*Ajn u la ai Pejgamber*
*me nji peshtemall jeshil*
*i vinte era si amber*
*ndritonte ftyra por si diell.*

*Gajn gajet fort jam frigue*
*tre vetë në kambë i kam pa*
*me legen ishin afrue*
*Muhammedin për me la.*

*Fe fort i bardhë ai ibrig*
*ham prej syrmi nji legen*
*u habita n'atë dakikë*
*çka kam pa mbeta pa mend.*

*Kaf kërthizën lidhë ja kanë*
*me mëndafsh të bardhë i kam pa*
*zonjë Eminja kështu ka thanë*
*shtatë herë në legen e kanë la.*

*Qef qyrte nji zotni*
*me nji myhyrë ish afru*
*ndërmjet dy krahëve të tij*
*atë myhyrë tha ja kanë vu.*

*Lam lumtuni ymmetit Tij*
*kryet në sexhde e kish vue*
*lutke Zotin tuj qenë fëmi*
*ymmetin për me ja shpëtue.*



*Mim me vesh tha e kam ndi*
*La il-lahe il-la-llah*
*tha Eminja nana e tij*
*unë tha jam Resulull-llah.*

*Nun nishanet e tij janë pa*
*qysh se kur ka qenë fëmijë*
*Pejgamber që ka me u ba*
*përmbi gjithkënd ai Zotni.*

*Vav vazhduan anmiqtë e tij*
*fenë për me ja rrënue*
*nuk donte ajo Perëndi*
*Zoti e kish sigurue.*

*He habitet gjithë njerzija*
*prej myxhizeve të tij*
*i ndihmonte Perëndija*
*me qenë feja e tij Baki.*

*Je jam nji Shejh Rrufai*
*jam mundue me ju diftue*
*po ju lutem ju zotni*
*nji Fatiha me ma këndue.*

## *ELIF ISMI MUHAMMED*

*Elif ismi Muhammed*
*ti je nji fahri alem*
*në dort qitab ta baj nji be*
*ti je vet ismi Adhem.*

*Be bylajin tand more Nur*
*nishan e kanë enbijaja*
*të gjithë e dimë që je shejhi Sulltan*
*ti je Muhammed Mustafaja.*

*Te tarif e tokrir*
*neve na u ba në Kuran*
*se s'asht kush ma ngat te Zoti*
*nesër jemi në ismi divan.*

*The enbijaja myrselin*
*ata thërrasin nefsi nefsi*
*veç Muhammedi alejhi selam*
*figani i tij ymmeti vahymeti.*

*Xhim xhemali Ytë more nur*
*ka zdritue tokë e qiell*
*Arsh e Qyrs për ty zuhur*
*edhe hana me uvill.*

*He hana edhe dielli*
*leb-bejqe thojshin me isharet*
*ja Rab-bi shka ban myshziqinë*
*veq se që s'patë hydajet.*



*Hi hydaja boft hydajet*
*ty bre djalë kush të boft itat*
*me iman shkoftë në ahiret*
*ja Rab-bi epna shefatë.*

*Dat dalailin kush e foli*
*me sahabë u baftë refik*
*se sa bukur kishte folë*
*për ashik që asht sadik.*

*Dhel e zemra plot me terr*
*ani qysh pat shumë hyzmet*
*s'pata me qillue nji të dhejtë*
*kundra qysh pata mesnet.*

*Re rrahimit ti bajmë nijaz*
*ma të parën ditë të ruzigjezasë*
*për Shehidat e Qarbelasë*
*janë sevgjylat e Muhammed Mustafasë.*

*Ze zytyn na ka thanë*
*pitnja asht nji Myesep*
*se Jezidi u ba zahir*
*ja Rab-bi bane lanet.*

*Sin Hasani me Hysejnin*
*janë të bijtë e Imam Aliut*
*të Fatimes e të Zyhrasë*
*Jezidin bane horë si kombin e Isasë.*

Shin shyhretin e dinit kur e nise
katër sahabe ty tu banë
Ty All-llahu të banë bejanë
të pa emën në Kuran.

Sat sahabëve ju ke thanë
Hamëz Kamber Sylejman
veç Alisë sirrin në zemër
Ti ja All-llah ja ke dhanë.

Dat dinin tand more Nur
për këta bani Hatixhja
pehlivan me ugur
deri në Sham mbrapa të ndjeki.

Ti ata garibat
ti myradin e mbarove
Xhebrailin ferk e bane
me nur të Imamit e zdritove.

Zi zahirit ju erdhë emër
me Sheriat për me shkue
se Vall-llahi rrallë kush
sure i Hudin me kuptue.

Ajn alimat që janë mbetë sot
të pa ilm e të pa hulus
shumë prej tyre ju përgasin
me nji za të mirë që këndon nji knus.



Gajn në gaflet jam mbytë
una i mjeri me tukban-
nesër me thirrë ymmeti
ja Rabë a do të më lanë.

Fe firaki hasret si bjen
ndër mend kujt për emër të vet
veç Muhammedi ish nji mbret
edhe ngatë e kish Alinë.

Kaf kijameti kur të dalin
në dorë ju bijmë vezirave
bashkë te Shahi do të na çojnë
te Alija i Myrtezasë.

Qef qelami i ytë ja Hu
ish i shkruem në dyer të xhehnetit
kush të bjerë në shehadet te ai Resul
ja Rabë epja ahir nefesin.

Lam lajik mos e shih
havale me na ba Shejtanin
për hyrmet habibi Qeremit
ja Rabi shpëtona imanin.

Mim Miraxhin kur e nise
te All-llahu me shumë izjet
të mramen e dinit e mbarove
myzhde ke shumë për ymmet.

Nun në fajde për ymmet
shumë garib ata kanë mbetë
se taklid ne na thanë
qysh se u ba senja 300 pa 8.

Vav Vall-llahi ja Qerim
me emër tand jem' ba magrur
Habibin tand e ke gzu
me nji grusht dhe e ke ba masrur.

He hydan e ke ba
për fasika e për qibar
latoknetu na ke thanë
emnin e kam Gaffar.

Lam lavleqe ju ka thanë
Taha ve Jasin
veç ti ja Rabi
Rahmeten lil alemin.

Je jeken more Sulltan
për mekami Mahmud
gjithë çka foli Haku i madh
për hatër tand e bani mevxhud.



## ELIF ALL-LLAH THIRRI ASHKU

Elif All-llah thirri ashku
ta ezel don me këndue
Be bejan ta bajmë Ziqrin
bisbytyn ismin tand more Shah.

Te tarih janë qitabet
deri në ditë të kijametit
The sa hi janë sahabet
iman i prunë Muhammedit.

Xhim xhemali i ytë Shemsi Kamer
e në dort qitab të livdojnë
Hi hyqmetet s'bahen sual
për nji çile që hoqen varfnija.

Dall ti lutemi Dhylxhelalit
në mejdan le të dalin turqnija
Zel zytyn edhe zerzelja
na u dridhë e muerr jetën.

Re sahabet paskan thanë
sahat e dakikë mendo vdekjen
Ze zemanit që ja mbrrimë
natë e ditë shtohet ferjati.

Sin s'un u gjetën ylemaja
me braktisë murtatin
Shin Sheriati i ytë asht nji angjak
marifet në Tarikat.

*Sat sadikat që janë daim*
*do të përpiqen në Hakikat*
*Dat dera asht ilmi Ali*
*shehri nebi Muhammed Mustafa.*

*Ti taman kur erdhë dyldyli*
*Alisë ju dha Zylfiqari*
*Zi una i mjeri*
*që jam i rrahur zerdes teberr.*

*Ajn ashku asht i msheftë*
*si bylbyli në kafaz*
*Gajn una i mjeri*
*që e fola kët' sirr me kët' iman.*

*Fe fejet gjithë kujtun që dola*
*xhahilat janë si hajvana*
*Kaf karari i ytë asht myshqyl*
*deri zhdrypi prej hydajetit.*

*Qef qafirat që janë mynqyr*
*kabul si ban Muhammedi*
*Lam lajik Jezidin*
*në zylfiqar me shurtu.*

*Mim Muhammedi me Alinë*
*edhe Fetin e kanë zbukuru*
*Nun unë Fakiri që fola këto fjalë*
*bash si Çimjaja.*



*Vav vikamën e murren xhahilat*
*se dijnë se ku vret manoja*
*He heman e muerr udhën*
*Hamza me shku.*

*Je jeçunin këtu e mblodha*
*ollan arif për me ngu*
*Ha habibi Pejgamber*
*ilmin tand do ta këndojmë.*

## ELIF ALL-LLAH SE U MARUSH

*Elif All-llah se u marush*
*se prej ashkut zotnisë sate*
*do të baj be sa të duash*
*ymri shkoj e vajti.*

*Te të baj be sa të jem gjallë*
*përmbas teje jaran nuk due*
*The se jam mbetë si peshku në zallë*
*su gjetë qare kurrë për mue.*

*Xhim xhiblet nazet që mi ki*
*veç Hazreti Jusufi ni pastë*
*oj hollë ke vetllat enezon*
*shpirt do të tresim në Berat.*

*Hi je hana uvill divall*
*na të dina Shah Sullтan*
*Dall dalldisë nandë fiqeri*
*meleqët rrinë e bajin sejranë.*

*Dhe dhejta ditë në Muharrem*
*ajin tand në arsh e ngjehim*
*Re rivajet muaji Muharrem*
*shpirt për Hazreti Imam Hysejnin.*

*Ze zemani ebu Qevther*
*buza e çunit kullon sheqer*
*Sin s'dinë xhahilat janë ebterr*
*s'kanë haber nëpër harfe.*



*Shin Sheriati asht nji angjak*
*arsh e qyrs levhë e kalem*
*Sat syhyrfet dort qitab Hak janë*
*aty gjindet ismi Adhem.*

*Dat duaja e qerfikit ytë*
*si vetima rreth sabahit*
*Ti m'je durr i vahid*
*kija frigën e All-llahut.*

*Zi zijaret erdha e të bana*
*ti më prite me shumë ferjat*
*Ajn Alush beg u bafsh nji Pashë*
*masuf ta dhashin Beratin.*

*Gajn garib derdi man*
*fushë e male me lotë i lave*
*Fe firaki i ytë s'po më len vend*
*jeta po më shkon tuj qajtë.*

*Kaf prej ashkut zotnis sate*
*që sa mot jam mbetë hajran*
*Qef po qajin sytë e mi*
*si bylbyli në gjylistan.*

*Lam e lum kush asht ashik*
*përmbi hallk asht nji vezir*
*Mim në zemër në qofsh sadik*
*në xhehnet përpiqem në nji xhemi.*

*Nun e nazet që mi ki*
*si muhalebija me sheqer*
*Vav vall-llahi ta baj nji be*
*muhabeti i çunit më del qeder.*

*He Hysejni hanedan*
*se kish tjetër veç Hakikat*
*Je All-llah e banë bejanë*
*monsuf ta dhashin Beratin.*



## ELIF ALL-LLAH ADI IBRAHIM

*Elif All-llah adi Ibrahim*
*me shtatë ajete do ta këndojmë*
*Be ban merhamet ja Rrahim*
*me shefat tand do të shpëtojmë.*

*Te tavaf Qaben e bani*
*lum kush i duel zot turqenisë*
*The Ibrahim Pashë Kahremani*
*e ka ndihmën e Perëndisë.*

*Xhim xhahil-llyki i këtij insani*
*këndej deti ishte kenë*
*Ha haber s'kishin pasë*
*me marrë vesh nëpër harfe.*

*Hi Hysni Pasha na pastë në qafë*
*Shqipërinë e Rumelinë*
*Dall dubaret që i paskan pasë*
*myshfereti me sabrin.*

*Zel zytyn e Pejgamberin*
*ashtu razi e kanë pa*
*Re rixha na u ba dylberi*
*me mundue fukaranë.*

*Ze zakoni i këtij oxhakut*
*me shique turqenin*
*Sin sehire ban murtati*
*havale ja lamë Perëndinë.*

Shin sherri i insanit
në dynja na ka hutue
Sat lanet si Shejtani
na u ba borgj me ja këndue.

Dat me izën të All-llahut
ju que hyqmi i qyfarit
Te ti lutem Padishahut
me Sheriat të Pejgamberit.

Zi e zil Sulltan Selimi
turqenisë i dha izjet
Ajn mos të ndodhke Abdurrahimi
pat me toptis kijameti.

Gajn gajle që ranë mbi ne
turqenija hupi faret
Fe fakir fukaraja
Perëndija ju baftë qare.



## ELIF ALL-LLAH AHMET NURI TU DHA

Elif All-llah Ahmed nuri tu dha
robët prej teje lypin shefat
Be bukurisë mos i ban tamah
për ashik që hjek xhefat.

Te talihi në kët' zeman
për mue të mjerin kenka shkrue
se për Zotin që na ka falë
me gjithë gjuhë tu kam ankue.

Xhim xhefatë e insanit
si uvijtë që janë qiell
Ha haj medet All-llah Qerim
syzitë me nazar me i qelë.

Hi hijanet mos me kanë
mynafiki kështu ka shkrue
Dall dizarin tand more Sulltan
kur e pashë krejt kesh mbarue.

## ELIF ALL-LLAH PO FILLOJ

*Elif All-llah po filloj*
*disa sharte po i diftoj*
*për dervish me i pasë kollaj*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Be bahet teqmil në Sheriat*
*mandej hihet në Tarikat*
*sikur kanë thanë evlijatë*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Mim mysliman me qenë taman*
*dhejtë mekame janë kanë thanë*
*Zotit me i prumun iman*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*The thotë Zoti me Kuran*
*pesë vaktet na mos me i lanë*
*vakti vaktin mos me nxanë*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Xhim xhymertë na për me u ba*
*për atë që s'asht fukara*
*zeqatin me e ba eda*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Hije Haku ka urdhënue*
*Ramazanin me inue*
*nefsin na për me mundue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*



*Hi hallku për me shkue*
*në Haxh Zoti ka urdhënue*
*prej gjynaheve m'u pastrue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Dall duhet me u mundue*
*sa me hangër me u mundue*
*prej haramit me u largue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Dhel dheu ka me na gëzue*
*në dashim na për me shpëtue*
*me Sheriat na me punue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Re Rrahmani në Kuran*
*hem Resuli çka ka thanë*
*kto të dyja janë ferman*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Ze Zoti ka urdhënue*
*me anmiq na me luftue*
*e drejta mos me na u poshtnue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Sin si vedin na mësuan*
*hallkun mirë për me punue*
*prej të këqijave me u largue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

Shin Sheriati u diftue
dhejtë mekame janë rreshtue
në Tarikat du me fillue
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Sat sifatin me e ndrrue
vesit keq na me ju largue
me ves të mirë me u hijeshue
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Dat dalaleti hjeket në dynja
shejhit tabi me ju ba
me dashtë shejhin pa ja da
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Ti turbull me kenun ai
frigë me pasë dhe uzdaj
atëherë thuhet unë shpëtoj
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Zi zullum kujt mos me i ba
edhe askend mos me e sha
n'daç me u bamun evlija
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Ajn alamet njeri ka
taman dervish që asht ba
mos me dashtun kët' dynja
Sej-jid Ahmed Rrufai.



Gajn gajet na me u mundue
këto sharte me i punue
te Sej-jidi me u afrue
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Fe fesatin ja ka shti
dynjaja kësaj njerzi
s'mendojmë që bahena fani
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Kaf kushdo që u ba razi
prej shejhit e punëve të tij
qerametit ja ka mbërri
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Qef qitabet e kanë shkrue
shejhin kurrë mos me idhnue
gjithë çka të thotë me i punue
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Lam lajik asht me mundue
nefsin gjithmonë pa pushue
hem prej Zotit me u marrue
Sej-jid Ahmed Rrufai.

Mim me ba virdin taman
shejhi si ka thanë
asnjiherë na mos me lanë
Sej-jid Ahmed Rrufai.

*Nun në dash sirr për me pa*
*teveqyl Zotit me ju ba*
*mos me rrejtë kurrë në dynja*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Vav vorrin ndër sy me e vue*
*hem në dynja me u poshtënue*
*as kërkend mos me idhnue*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*He helaq na mos me u ba*
*me u ba razi në dynja*
*çka ka çue Zoti bela*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*

*Je jam nji Shejh Rrufai*
*i lutem atij ja Hadi*
*në flamur t'Pirit me hi*
*Sej-jid Ahmed Rrufai.*



## *ELIF ALL-LLAH KE MËSHIRË*

*Elif All-llah ke mëshirë*
*mbi fakirin më ke dërgue*
*be baj vepra me dëshirë*
*kët' shqiptarë me zgjue.*
*Aman aman ja hu—(refreni).*

*Te ti o Zot më ke dërgue*
*në kët' Shqipni me ndezë nji dritë*
*The thirra unë pa pushue*
*do të baj durim natë e ditë. (ref).*

*Xhim xhehnet edhe hyritë*
*i lypë me gojë pa pushue*
*Ha harroj kur leu atë ditë*
*rrugën se din për me shkue. (ref).*

*Hi hallkut me ja mësue*
*rrugën si shkohet në xhehnet*
*Dall diftoj All-llahu mue*
*me ja diftu këtij ymmet. (ref).*

*Dhel dha Perëndija mue*
*shumë sirret e asaj jete*
*Re robët e tij mos mu hutue*
*Perëndija mi mësoj vetë. (ref).*

*Ze Zoti ka urdhënue*
*kush nuk sheh sirr në kët' jetë*
*Sin si qorr ka me qorrue*
*shpëtimin vonë ai ka me gjetë. (ref).*

*Shin shumë sherre me kalue*
*njeriu duhet në kët' jetë*
*Sat sillet shpirti me shpëtue*
*vendin e vet don me gjetë.* (ref).

*Dat duman me tym ndër sy*
*njerinë Zoti e ka krijue*
*Ti të jep shejhi ledyn ty*
*kalemi kydret me këndue.* (ref).

*Dhe dhashë këshillë me ju afrue*
*ledyn me ju dhanë me pi*
*Ajn unë perdet me ju zbulue*
*para Zotit për me hi.* (ref).

*Gajn guxim morra me i qitë*
*Perëndisë kët' ilahi*
*Fe fuqin sjelljau me dritë*
*O Zot që je Perëndi.* (ref).

*Kaf kujtova tuj mendue*
*këto sirre si kam me i shtri*
*Qef qaj Zot mu ka me mësue*
*vetë ti mësojë ai Perëndi.* (ref).

*Lam lodhet kot ky insan*
*sirret me mend mej kërkue*
*Mim me i shkri jetën të tánë.*
*pa shejh s'mundet me kuptue.* (ref).



*Nun dhe Resuli e pat lanë*
*Alinë sirret me i diftue*
*Vav vazhduan shejhlerët të tánë*
*shejh mbas shejhit pa pushue.* (ref).

*He hidajet je drejtues*
*fuqinë fort të madhe e ke*
*Je Jam Shejh në Shkodër zhdritues*
*lëshoje dritën për gjithë ne.* (ref).

X

## ELIF ELHAMI I HAKUT

*Elif Elhami i Hakut e mbushë*
*mendjen me drejtue*
*me i lanë të ligat në rrugë*
*Muhammed Alisë me ju përulue.*

*Be besën e përgjegjen shpirtit*
*për me përsëritë tue thanë Hu*
*Xhebraili të qoi te Haku*
*vend fillimin ,lindjen me shikue.*

*Te taman gjunjët i përpoqa*
*që dy trupa nji me u numrue*
*o Zot i vërtetë nepëm ndihëm*
*qilmi sytë e veshtë me pa e me ndigjue.*

*The themeli i shpirtit e pat përsëritë*
*mos gabo me harrue*
*mburren gjithë Engjëjt ç'janë*
*La il-lahja vjen tuj shtue.*

*Xhim xhemalin e Hakut*
*Plaku me zdritim tue ta diftue*
*ta dha shërbetin e Ezelit*
*me duer të Hakut Rrahmanir Rrahim.*

*Ha habi e madhe*
*në kët' ndryshim të zdritshëm*
*nuk ashtë fillim i këtij veprimi*
*i përparshëm ashtë për bashkim pa harru.*



*Hi hilet e kësaj jete ti i le*
*në vend të tyne i morre të drejtat*
*për mos me u hutue*
*O Zot i vërtetë mbërrijma se unë vetëm*
*nuk kam fuqi me u rregullue.*

*Dall Danjolli plak trashëgues*
*të gjithë veprat e Ali Abbasë tuj na rregullue*
*dhe të dha të puthunit e gurit të zi*
*tash pra e kreve detyrën e vdekjes pa vdekë*
*tue lanun siç jemi urdhënue.*

*Dhel dhuratë pat , urohet me vllazni me përqafim*
*dorë me dorë tue me shtrëngue*
*tash pra me vllazni nji u bane*
*dhe për shërbime je urdhënue.*

*Shënim:LA VIRDELE LA DINE LE*
*d.m.th.AI QË NUK KA SHËRBIM*
*NUK KA BESIM.*

*Re rahmeti i Perëndisë mbi ne u përsëritë*
*këto janë rregullat e Rrufaisë*
*çdo shërbim e bisedim me krye*
*me përulje jemi urdhënue.*

*Ze zakonet e Ali Abbasë*
*i mësojmë na vllaznija*
*mos me mbetun vetëm me fjalë*
*në çdo vepër u lypka me punue.*

Sin sa bukur kanë urdhënue
në çdo vepër që punon
mos kujto se ti e kryen
veç Krijuesi ka punue.

Shin Sheriati parti e parë
për pa ato asgja nuk vjen mbarë
Muhammedi qytet i ditunisë
që ashtë Aliu porta e tij.

Sat sa bukur ashtë rradhitë qe Muhammedi
me Alinë ashtë i pari në kët' rrugë
i pari Plak Rrufai
të gjitha në trashëgim na i ke pru.

Dat dyert e Alisë sa bukur qysh në shërbet
nga prijësi nji nga nji u ndigjuen
po të lutem o fuqi plotë falna durime,
këmbëngulje që të gjitha mos ti harrojnë.

Zi zahmet u duk e kto gjithçka u lypka
në këtë parti jam urdhënue të kesh kujdes
o lypsi i së vërtetës tuj këndue vedin për me
marrë vesh Perëndinë që jena urdhënue.

Shënim:MEN AREFE NEFSA AREFE RABBA.
d.m.th.KUSH E DIN VEDIN KA MARRË VESH
HAKUN.O falësi i gjithësisë mos e lën njeriun
Mbështetës pa ja diftue msheftësinë e ditunin.



Ajn Aliu gjithkund prin
si në të katërtën parti që na u diftue
o mëshirë plotë i madh si hana me diell
të gjitha qartas na i ke diftue.

Gajn gajlet shumë na u dukën
por na u lehtësuen kur zu Plaku me i spjegue
O Zdrituesi i gjithësisë mos na le vetëm
me asnji mënyrë me u harrue.

Fe filmat e kësaj jete
shpehsherë me drita të kota na kanë hutue
bazohuni pak kurse mos e preni shpresën
prej mëshirit tim Zoti i madh ka urdhënue.

Kaf kur morra pjesë në bisedimin e burrave të vërtetë
u habita tue thanë kur kam çue krye
në mbështetje të fjalës vërtetë kurse Plaku i madh
mos ke frigë o i imi ka urdhënue.

Qaben e solla kur me mjaft drita the u sjell
me vllazni deri në puthje të gurit të zi
o Haku i vërtetë mos na len me u madhështue
sa ma fort ne na voglon për mos me u harrue.

Lam laqet në Kuran në Taha e në Jasin
ban durim o i varfën se shpejt ka me tu diftu
o Zot mëshirë plotë mos më la me u habit
për pa e pa vedin tue provue.

Mim maja me u vërtetu s'paska tjetër veç se Ti
me Plak të mbrrijshëm me u bashkue
o i Zdrituni i gjithësisë mos më le vetëm asnji çast
se kam frigë nga nefsi i im mos të më lanë me harrue.

Nun neve na paskan thanë mos rri shtazë
po banu njeri se Kurani ka urdhënue
O Krijuesi i të dyjave të lutem fort bana neve
nga ata që këndojnë Kuran që flet pa harrue.

Vav vall-llahi rrallë ashtë kush
këto të drejta me i kujtue
për pa ra në dorë të Plakut të mbrrimë
asgja s'merrni vesh jemi urdhënue.

He habitë nga kjo jetë mos kujto
se ke me grabitë se kjo ashtë mashtruese
n'daç ma herët n'daç më vonë me hi në tokë
që të gjithë jemi urdhënue.

Lam elif lajmet e mëshefta
Muhammed Aliun po në këtë i ka bashkue
që në fillim e në mbarim
me këtë shkronjë e kanë mbarue.

Shënim:<u>MENLA SHEJHELE LA DINE LE</u>
d.m.th.PO S'PATE PLAK TË MBËRRIMË
NUK KE FE AS BESIM.



Je je kenë edhe do të jesh
Muhammed me Ehlibejt
hanë e diell me trashëguesa i ke njoftue
Muharrem qenë i Rrufaisë me të liga
je i mbushun, mos ke frigë o mbështetësi im
Plaku i madh ka urdhënue.

X

## BISMIL-LAH DUA ME DIFTUE

*Bismil-lah dua me diftue*
*Resulin tonë me lavdue*
*mbi gjithkënd që asht madhnue*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Para gjithkuj asht jaratis*
*prej Nurit Perëndisë*
*me ardhë i mbramë ka ujdisë*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Myhyr Zoti e ka ba*
*për Pejgamber në dynja*
*Pejgamber mbas tij s'ka ma*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Nebij-ji ati Rrahman*
*e ka ngjallë babë e nanë*
*i kanë pru atij iman*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Që asht xhemi-yl hajratë*
*gurë e dru ja banë ispatë*
*kanë folë me te hajvanatë*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Misk i ka ardhë era atij*
*gjithë sahabët ja kanë ndi*
*paqë ka qenë gjithçka prej tij*
*Muhammed Resulull-llah.*



*Hana dysh atij i asht da*
*isharet kur i ka ba*
*të gjithë hallku e kanë pa*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Ujë prej gishtash ju ka qitë*
*kur kanë mbetë pa ujë ndoj ditë*
*gjithkush atëherë asht habitë*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Nji re hije i ka ba*
*mbi krye atij në dynja*
*gjithkush me sy e ka pa*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Gurë e pemë selam i dhanë*
*hem sexhde atij i banë*
*që je Pejgamber i thanë*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Natën kur ecte në dynja*
*me Nur dritë ai e ka ba*
*hem me erë të mirë si gjylja*
*Muhammed Resulull-llah.*

*Prej Zotit ka qenë nimet*
*për me shpëtue ky ymmet*
*pa mundim me shkue në xhehnet*
*Muhammed Resulull-llah.*

Shejh Ahmed jam Rrufai
fisit tij jam ba tabi
për me qenë i dashtuni i tij
Muhammed Resulull-llah.



## ZOTI KUR DESHT ME KRIJUE

*Zoti kur desht me krijue*
*gjithë kët' shekull me rreshtue*
*u nda nji copë prej Nurit tij*
*gjithë amaja u zhdritë.*

*Ma afër patë qillue*
*Muhammedi u zhdritue*
*Ngjit' i qepun mbas atij*
*qilloj ai Imam Ali.*

*Muhammed Alinë e vunë*
*Ngjit' te Nuri e bashkunë*
*gjithë çka asht pos Perëndisë*
*duel prej Muhammed Alisë.*

*Gjithë kët' shekull me shique*
*këta dy ka me ti diftue*
*kush asht njeri i vërtetë*
*të dy në vehten ka me i gjetë.*

*Kjo ditë e shenjtë për ne*
*Imam Aliu që ka le*
*kur ka le Imam Alija*
*u çuditë e gjithë njerëzija.*

*Ka ba të madhe mrekulli*
*ka folë nji ditë si fëmi*
*nanës së vet s'ja morri gjitë*
*s'ka mujtë kush me ju afritë.*

*Nana deshti me i dhanë me pi*
*gojën ai e kishte ngri*
*çuen e thirrën Muhammedin*
*për me ja qajtë atij dertin.*

*Nuk ndigjon i thanë me pi*
*po banë disa mrekulli*
*Muhammedi u afrue*
*fytyra e Alisë u zhdritue.*

*U zhdritue,tuj qeshë shiqoj*
*Muhammedi kur i këndoj*
*i këndoj sirret e Perëndisë*
*me ja dhanë donte Alisë.*

*Mbasi këndimin e mbaroj*
*gojën në gojë të tij e afroj*
*sirrin me pështym ja ka qitë*
*çka ke kjo kush s'mujti me dijtë.*

*Edhe në vesh i këndoj atë ditë*
*edhe emnin ja ka ngjitë*
*pse kish të madhe nji naltësi*
*ja ngjiti emnin Ali.*

*Mbasandej ka urdhënue*
*nji govade me ja pru*
*në atë govade e ka la*
*vetë me dorë ai Mustafa.*



*Aty Alisë i ka thanë*
*nji amanet due me ta lanë*
*kur të vdesë ti ke me më la*
*"si urdhënon"Alija tha.*

*Kët' Zotni na e madhnojmë*
*prej anmiqve që të shpëtojmë*
*zylfiqar i Imam Alisë*
*në qafa t'anmiqve të Shqipnisë.*

*Lutem Zotit pa pushue*
*Kët' Shqipni me na e zgjanue*
*Shejh Ahmedin ta kujtojmë*
*nji Fatiha të ma këndojnë.*

## VUAJTJET E EHLIBEJTIT (FAMILJES MUHAMMEDIT A.S.)

*Bismil-lahi kam mendue*
*disa vjersha me i rreshtue*
*Ehlibejtin me lavdue*
*në dynja si janë poshtnue*
*Imam Hasan,ImamHysejn*
*shefat ja Ehlibejt.*

*Resuli ja dha Alisë*
*gjithë sirret e Perëndisë*
*disa gjindë prej Kurejshishë*
*u larguen prej Hashimishë.*

*Muhammedi e patë lanë*
*veqil sirret me na i dhanë*
*Zoti ashtu kishte thanë*
*shumë kundërshtime u banë.*

*Rumuzate kanë diftue*
*Kurejshitë ishin bashkue*
*davletllykun me i zaptue*
*fjalën s'mujshin me ja kuptue.*

*Kanë kujtue që ju takon*
*Alinë batin me lanë*
*Kurejshitë gjithë bashkë u banë*
*me u ba mbret mbi myslimanë.*



*Alija mbret kur u vue*
*kundërshtimi u teprue*
*Muavihja patë qillue*
*me Alinë ai ka luftue.*

*Kurrnjiherë pushim se lanë*
*deri që atë Shehid e banë*
*vaj medet për atë zeman*
*se çka hoq Ehli Iman.*

*Katër vjet ka urdhënue*
*natë e ditë aj ka luftue*
*Muavihja në Sham kish shkue*
*dynjanë donte me zaptue.*

*Thojshin për Imam Alinë*
*don me na prish ne kët' din*
*kishin harrue Perëndinë*
*mbas dynjasë që asht stërvinë.*

*Në qiell Zoti e ka que*
*Alinë fort e ka madhnue*
*Ehlibejti u zhgatrrue*
*kamba atyne ju vue.*

*Tha Resuli Perëndisë*
*për parti të Imam Alisë*
*ato janë myzhdelentisë*
*xhehnetli pa u dogandisë.*

*Hem ka thanë për atë Ali*
*prej Qeuvtherit jep me pi*
*hallkun me ujë ka me ngi*
*kush asht ba parti e tij.*

*Zoti atë e ka vue*
*Tesqeren për me na shkrue*
*prej Siratit me kalue*
*prej xhehnemit me shpëtue.*

*Mbytën shumë prej Ehlibejtit*
*ky sirr të mblohet prej ymmetit*
*edhe ish puna e mbretit*
*s'kishin frigën e ahiretit.*

*Imam Hasanin e zehërlisi*
*gruaja n'zerde ja ujdisi*
*e shtini Jezid iblisi*
*Zoti atë grue e batisi.*

*Njimijë flori ja ka dhanë*
*grues Hasanit në atë zeman*
*i tha mbyte Imam Hasanë*
*po të marr për grue i ka thanë.*

*Prej Zotit nuk u frigue*
*mall e gja desht me fitue*
*Jezidin e ka ndigjue*
*Jezidi se muerr për grue.*



*Imam Hasani si hyri*
*nip i Resulit ky zotni*
*te Jezidi kur kish shkue*
*fytyra asaj ishte nxi.*

*Te Jezidi kur kish shkue*
*tha punën e ke mbarue*
*mbi Hasanin dorë ke vue*
*nuk mundem unë me të besue.*

*Zoti fort ishte idhnue*
*me ba ibret mbi atë grue*
*të gjitha belatë ja ka que*
*ehli Shamin ka qelbësue.*

*Pejgamberi vetë ka thanë*
*shumë gra ehli xhehnem janë*
*në salltanet mendjen e kanë*
*për dynja shet din e iman.*

*Me dhejtë ditë të Muharremit*
*që i thonë muaji i Matemit*
*mysibeti i gjithë alemit*
*Shehidllyku i Imam Hysejnit.*

*Imam Hysejni u hazërue*
*të gjithë familjen ka bashkue*
*në Meqe atëherë ka shkue*
*prej belasë mu largue.*

Jezidi e kish zaptue
gjithë dynjanë ka urdhënue
shumë zullume ka punue
hallku s'mujt ma me durue.

Imam Hysejni ka kujtue
punën q'e ka mbarue
mori gratë e u nis me shkue
s'morri ushtarë me luftue.

Kur ka shkue në Qàrbela
Hysejni me fëmijë e gra
përmbi ta kjamet asht ba
qiell e tokë atë ditë kanë qa.

Tetëmdhejtë vet kishin qillue
mashkuj të mëdhej me luftue
Hysejnit i kanë ndihmue
të gjithë deri që janë mbarue.

Kombi jezid në atë zeman
me pi ujë nuk i kanë lanë
deri që mbaruen të tanë
sikur mos me pasë iman.

Ehli Qofja fjalë ka que
Hysejnit daulet me i vue
prej Jezidit me shpëtue
lidhën besën me luftue.



Lidhën besën me u mbarue
me Jezidin tuj liftue
Imam Hysejni kur ka shkue
me luftue nuk kanë ndigjue.

Tetëmdhejtë Shehid janë ba
Ehlibejti në Qarbela
gurë e pemë atë ditë kanë qa
dhe prej qiellit gjak ka ra.

Jezidit atij melunë
ua prenë krenat e i çunë
ndër flamur ata i vunë
Jezidat fort u shëndun.

Edhe qielli asht terrue
gratë kur i kishin zbulue
hallku ato me i shique
t'gjitha lidhën i kanë çue.

Medineja qe idhnue
Jezidin mos me ndigjue
erdhë Jezidi me luftue
gjithë çka asht keq ai ka punue.

Me marrë motrat ju ka thanë
me shkue në xhami si ka lanë
linte qentë mbrendë n'atë zeman
e mbyte kush këndon Kuran.

Edhe në Meqe ka shkue
hem me ta ai ka luftue
dogji Qaben u idhnue
dinin donte me poshtnue.

Ai melun ka ndejtë davlet
tuj ba zullum katër vjet
tuj prish dinin këtij ymmet
kush i ndihmoj qoftë lanet.

Zoti mbi ta asht idhnue
i ka djegë dike qorrue
fytyrat ua ka ndrrue
shtatë vet që e patën teprue.

Shtatë prej tyne i ka lanë
ibret për ehli iman
nji kambë ua ka ba të gjanë
dikuj buzën si hajvan.

Zoti nuk i len mu shtue
as nuk i len mu mungue
me marrë mefret tuj i shique
t'gjithë atë komb për me poshtnue.

Shejh Ahmed jam fukara
Ehlibejtit ashik jam ba
për Ehlibejt kush ka qa
xhehnem me sy s'ka me pa.



## LAVDIM I KATËR SEHABËVE

Bismi-lah unë due
katër me livdue
Zoti i ka madhnue
Hej ashik lypi ti him-met. (refreni).

Hazreti Beqir
me zemër ziqër
gjithmonë ban shyqyr
Hej.......

Herët pru iman
Resulit aman
mallin ja ka dhanë
Hej......

Për din asht mundue
gjanë e ka harxhue
Zoti e ka madhnue
Hej......

Vjehërr e ka ba
Resuli në dynja
për me dashtë na
Hej......

Që asht Evlija
dyshim hiç nuk ka
xhehnetli u tha
Hej......

*Hazreti Ymer*
*ka qenë my-teber*
*me sungji u therrë*
*Hej……*

*Iman kur ka pru*
*të gjithë janë shendu*
*dini asht forcu*
*Hej……*

*Açik për mu falë*
*ai ka thanë me dalë*
*tha kam shpatë e mallë*
*Hej……*

*Gjanë e ka harxhu*
*dini me u forcu*
*Zoti e ka madhnu*
*Hej……*

*Hakun e ka nda*
*Ymeri në dynja*
*xhehnetli u tha*
*Hej…….*

*Hazreti Osman*
*e ka mbledhë Kuran*
*për ehli iman*
*Hej……*



*Dy vajza ja dha*
*Resulit në dynja*
*dhandërr e ka ba*
*Hej…….*

*Kur ka pru iman*
*mundim i kanë dhanë*
*anmiqtë n'atë zeman*
*Hej…….*

*E kanë lidhë Osmanë*
*dinin për me lanë*
*hoq keq shumë n'atë zeman*
*Hej ……..*

*Fort asht kenë mbaru*
*gjanë e ka harxhu*
*dini me u forcu*
*Hej……..*

*Kombi i vetë në dynja*
*Shehid e kanë ba*
*xhehnetli u tha*
*Hej…….*

*I madhi Ali*
*pa dyshim Veli*
*hyni në dinë fëmijë*
*Hej……*

*Resuli në dynja*
*biri i axhës e ka*
*dhe e ka ba vlla*
*Hej……*

*Zoti na ka thanë*
*neve me Kuran*
*me e dashtë atë luan*
*Hej……*

*Resuli ka thanë*
*Alinë kush e don*
*taman ka iman*
*Hej……*

*Kush idhnon Alinë*
*jam idhnue ta dinë*
*smuet e ka dinë*
*Hej……*

*Kurban ai asht ba*
*për Resul n'dynja*
*ma madhni a ka?*
*Hej…….*

*Zylfiqar i dha*
*Zoti në dynja*
*anmiqtë fet me i ba*
*Hej……*



*Prej qiellit asht ulë*
*për me qenë magbul*
*ai te ai Resul*
*Hej…….*

*Tha për atë Ali*
*hallkut jep me pi*
*prej Qeuvtherit ti*
*Hej……*

*Tha për atë Ali*
*pa leje t'atij*
*në xhehnet s'ka me hi*
*Hej …….*

*Në Sirat me kalu*
*leje ka me shkru*
*hallku me shpëtu*
*Hej……*

*Çudina ka ba*
*Alija në dynja*
*gjithkush e ka pa*
*Hej……*

*Tha për atë Ali*
*gjithë parti e tij*
*xhehnet ka me hi*
*Hej…….*

*Zoti e ka ba*
*luan në dynja*
*trim si ezhderha*
*Hej……*

*Mik me Perëndinë*
*ja ka jap dhëntinë*
*me madhnue Alinë*
*Hej……*

*Shehid atë e banë*
*davlet mos me lanë*
*xhehnetli asht thanë*
*Hej…….*

*Unë due shefat*
*Shejh Ahmed i ngratë*
*me dashtë fort baj dikat*
*Hej ashik lypi ti him-met.*



## ME ZOTIN DESHTA TË FILLOJË

*Me Zotin deshta të fillojë*
*disa vjersha të ju rreshtojë*
*përmbi vllazni Rrufai*
*si veprojmë besim me shtri.*

*Tarikati i Muhamedanë*
*dymdhejtë dega të gjithë janë*
*si nji pemë dega që ka*
*të qepun për nji trup janë vlla.*

*Muhammedi na pat' thanë*
*Zoti tri dije mi ka dhanë*
*njenen tha për gjithë njerëzinë*
*Sheriat me lutë Perëndinë.*

*Njena tha asht për disa*
*Tarikat të mshefta me pa*
*kjo dije asht rezervat*
*dije të përgjithshme me fat.*

*Këto janë gjithë filosofi*
*në gradë të njeriut për me hi*
*të msheftën gjithësisë me ja dijtë*
*për dy jetë me dalë në dritë.*

*Nji dije tha për askend*
*çfaqet vetë nuk asht me mend*
*ku ka kenë ku ka me shkue*
*ty gjithë sendet me kuptue.*

*Dija që qe për disa*
*Resuli nënkambës pat' ba*
*Resuli ja dha Alisë*
*gjithë të msheftat e Perëndisë.*

*Ma të naltën filosofi*
*ai e muerr e shtini në gji*
*familjes vet ja pat mësue*
*prej atyne pat burue.*

*Kjo mbasi ju dha Alisë*
*ju përul ai Perëndisë*
*bani sexhden e vërtetë*
*të gjitha të msheftat i pat gjetë.*

*Kur u përul ai Ali*
*me u ngrehë ma s'pat fuqi*
*dritën e Zotit e pa*
*nuk i mbetë pa dijtë kurrgja.*

*Bark mbas barkut ka viju*
*deri në kët' kohë e kanë pru*
*dymdhejt degë kjenë da*
*pjekjen me nji burim e ka.*

*Ty gjithë çka janë dervish*
*Ty gjithë janë lidhë me Kuran*
*Perëndisë i kanë besue*
*Resuli siç ka urdhënue.*



*Me dymdhejtë Imamët e tij*
*dervisht me to janë parti*
*qitabet që kanë kalue*
*me emën i ka diftue.*

*Diftoj Resuli që vijnë*
*bir mbas birit në kët' dinë*
*me ta me qepë ka urdhënue*
*kush dishron me kenë me mue.*

*Katër gradë Kurani ka*
*me emën tand gjithë janë nda*
*thuhet Sheriat Tarikat*
*Marifet Hakikat.*

*Ehli Sheriati nuk mbrrinë*
*shumë të mshefta nuk i din*
*Ehlibejti i pat zbulue*
*Resuli ju pat urdhënue.*

*Herët dy parti filluen*
*Ehlibejtit kundërshtuen*
*bark mbas barkut ka vijue*
*kundërshtimi pa pushue.*

*Shumë mizuer patën punue*
*gjithë këto dega me i shkatërrue*
*i mbytën,dike helmuen*
*degën e vet nuk e lëshuen.*

Gjatas mej dijtë në kjosh që do
histori të gjata shiqo
se aty gjatë ke me pa
mbi Ehlibejtë çka kanë ba.

Si bisha rrishin tuej shkye
çakallja për ditë tuej fye
shumë prej tyne kanë damtue
fizikë mos mej lanë me këndue.

Plaku i jonë Rrufai
mbuloj botën me mrekulli
mbi gjithë shenjta qe Sulltan
me nji natë me dijtë të banë.

Të msheften e dijes e ka
dijes të naltë të mshefta me pa
terrin qe kem na banë dritë
nuk të mbetë ndoj send pa dijtë.

Me kët' udhë unë u sprovova
me kët' pasqyrë u shiqova
n'atë pasqyrë unë tuj shique
pashë nji njeri më kish ngja mue.

Çka asht ai unë tuj shique
ishte i qepun për mue
çdo rrezik që do të vinë
bashkë të dyve na përfshinë.



Njanin sy unë e qorrova
masandej në pasqyrë shiqova
kur shiqova me nji sy
kurrnji send nuk e pashë dy.

Mendja mue mu zhdrivllue
zemra fort mu mu zhdritue
atë besimin e vërtetë
çka asht dervish e kam gjetë.

Nuk ka mbetë te ai dyshim
nuk ka me kend kundërshtim
dervisht kanë besim të naltë
hoqen kambët prej asaj baltë.

Morrën vesh çka asht njerëzija
kurrë nuk mundet me ju tretë fija
dervisht janë si natyral
besimin e kanë si mal.

Barbarizma nuk kanë lanë
sa asht bira në gjylpanë
nëpër gjylpanë e përshkon
te len e të perëndon.

Ma të naltën filosofi
ka nxanë në kët' udhë kur ka hi
xunë të msheftat e Perëndisë
morrën vesh fjalët e gjithësisë.

*As nji send nuk e mohojnë*
*gjithësinë në nji pikë e bashkojnë*
*gjithkend në vend të vet e lanë*
*shef me sirret t'atij Kuran.*

*Tarikati asht vëllazni*
*të madhe e ka nji dashni*
*vëllazni e lidhun fetar*
*edhe jena atdhetar.*

*Vëllaznija jonë bajnë be*
*për besim e për atdhe*
*kjo asht be e fort që s'lot*
*jo me lidhë fjalë kot e kot.*

*Tarikat udhë don me thanë*
*lidhë me sirr t'atij Kuran*
*besë e lidhun me të vërtetë*
*që nuk lot kurrë për dy jetë.*

*Vëllaznija jonë asht shues*
*për fanatizëm damprues*
*me fanatizëm luftar*
*me fjalë të ambla me sjellë mbarë.*

*Kjo vëllaznija Rrufai*
*në pulatikë nuk ka të përzij*
*qeverisë ligjuer nimojmë*
*asht i mallkuem kush të ngatrrojnë.*



*Me besime s'kanë shamatë*
*luten Zotit ditë e natë*
*dinë e fe janë për atë jetë*
*graden gjithkush ka me e gjetë.*

*Kjo asht udha e Rrufaisë*
*vetë udha e Perëndisë*
*kjo udhë nuk mudet me u dijtë*
*për pa hi me ndezë këť' dritë.*

*Te Zoti me pasë fitim*
*pa le ndërmjet kundërshtim*
*punojmë me sa kem fuqi*
*njerëzit në këť' udhë me i shti.*

*Ty gjithë bota asht nji vlla*
*besimet ne na kanë nda*
*për atë jetë asht dhanë besimi*
*punë e poshtme kundërshtimi.*

*Nuk ka të drejtë në fe me prekë*
*se sëmuhna mundna me dekë*
*gjithësinë shiqo me nji sy*
*fati ty del para tye.*

*Gjithë shqiptarë nji kombësi*
*me dy anë jena vëllazni*
*të gjithë së bashku me punue*
*Atdheu si me përparue.*

*Pse nuk jena nji me fe*
*jena vllazën për Atdhe*
*lutem Zotit pa pushue*
*për kët' jetë me na bashkue.*

*Shiqoje shpinë si asht njitë*
*me shumë vegla asht gadit*
*si nji copë asht gadit murë*
*kur ta shkatrrojsh del gurë gurë.*

*Shoqi shoqin ta shtrëngojmë*
*për Atdhe bashkë let punojmë*
*mos t'ngatrrohem për besim*
*atëherë kena përparim.*

*<u>Shejh Ahmed</u> s'ka fuqi*
*me hapë kët' filosofi*
*unë fakiri jam punues*
*mjerisht jam në nji vend mohues.*



## BISMIL-LAH DESHTA ME DIJTË

*Bismil-lah deshta me dijtë*
*prej kah erdha paç harru*
*u mundova nat' e dit'*
*kurrsi s'mujta me kuptu.*
*Ja Hu Ja Hu Ja Hu. (refreni).*

*Kur paç marrë unë Bejat*
*mu qel perdja për me pa*
*ledyni mu dha nji natë*
*gjithë eflaqet sejrë i kam pa. (ref).*

*Isha në halë as çuet as fjetë*
*myrakabe unë tuj ba*
*dola në alemi gaib vetë*
*shumë plak vedin e kam pa. (ref).*

*Tuj mu qelë perdet për ditë*
*u nisa për katërdhejtë*
*n'Arshi-Ala kur jam ngjitë*
*dijta gjith ku kam kenë vetë. (ref).*

*Edhe di ku kam me shkue*
*kur të dal prej kësaj dynja*
*edhe di ty me të diftue*
*vendin tand ti për me pa. (ref).*

*Levhë kalem i pashë me sy*
*shkrujshin punët e Perëndisë*
*çudë e madhe të duket ty*
*ky asht sirr që jaratis. (ref).*

*Shkova nën Arshi-Ala*
*xuna sirret e gjithësisë*
*q'i thonë Kalu-Bela*
*q'i dhashë besën Perëndisë. (ref).*

*Aty besën e përsërita*
*në dynja që e paç harru*
*vedin përgjithmonë e ndrita*
*xuna rrugën për me shku.*

*Xuna emnat e gjithësisë*
*mekami Adem më kanë vue*
*me i ba sexhde Perëndisë*
*Zoti atëherë pat urdhënue. (ref).*

*Hina në detë të Nurit me u la*
*detë i thellë ishte pa fund*
*atëherë me Zotin jam pa*
*amanetet morra unë. (ref).*

*Mbasi morra vesh gjithësinë*
*Zoti në xhehnet më ka çu*
*Zotit ja pashë bukurinë*
*atëherë vedin paç harru. (ref).*

*Në xhehnet Zoti më kishte dhanë*
*gjith ça kish zemra dishirë*
*hyri t'bukra për revanë*
*gratë kishin gilman të mirë. (ref).*



*Zoti tha në dynja mu ulë*
*nëpër xhehnem jam përshku*
*mbi Sirat pa u përkulë*
*Zoti për doret më ka pru. (ref).*

*Kujt i thonë emnit insan*
*që lypë në xhehnet me shkue*
*këto rruga duhet me i xanë*
*ose në xhehnem ka me u rrxue. (ref).*

*Kush do që nuk m'beson*
*t'vijë e të qepet bashkë me mu*
*le ta shofin se ku shkon*
*vetëm duhet me u duru. (ref).*

*<u>Shejh Ahmed</u> Ebyl-hadi*
*Zoti n'Shkodër më ka qitë*
*vllazën mos rrini n'errësi*
*kjo dynja ju ka habitë.*
*Ja hu Ja hu Ja hu.(ref).*

## ME EMËN TË ZOTIT FILLOJ "GAZEL"

*Oh! Oh! Oh!*

*Me emën të Zotit fillojë*
*zemra që qanë po diftojë*
*Oh,medet! ---Oh,Ehlibejt!*

*Tuj shique unë në histori*
*aty gjeta dy parti.*

*Partija e Kurejshisë*
*kundërshtonte Hashimisë.*

*Edhe shumë prej këtij ymmetit*
*kundërshtojshin Muhammedit.*

*Erdhi puna te Alija*
*aty ishte qelë jakija.*

*Alija kish të vërtetën*
*gjithë sahabet s'mund ta gjetën.*

*Ana sirrit Muhammedit*
*me ja diftue këtij ymmetit.*

*Muhammedi e patë lanë*
*veqil sirret me na i dhanë.*



*Sirrë s'mujshin me kuptu*
*fizik si lejshin me diftu.*

*Edhe ish puna e mbretit*
*s'kishin frigën e ahiretit.*

*Tinzisht vlonte kundërshtimi*
*deri sa i duel jashtë tymi.*

*Alija mbret kur u vue*
*kundërshtimi u teprue.*

*Muavihja patë qillue*
*me Alinë që ka luftue*

*kurrnjiherë pushim se lanë*
*deri që atë Shehid e banë.*

*Shumë ngatërresa na kanë lanë*
*edhe sot ndër myslimanë.*

*Mbytën shumë prej Ehlibejtit*
*ky sirr të mbulohet prej ymmetit.*

*Me mbytë Hasanin filluen*
*sytë Resulit ja qorruen*

*Të birt e Fatime Zehrasë*
*u coptuen në fushë të Qarbelasë.*

*Qarbela o shenjë e zisë*
*pive gjakun e fëmisë.*

*Tetëmdhejtë Shehid janë ba*
*Ehlibejti në Qarbela.*

*Gurë e pemë atë ditë kanë qa*
*dhe prej qiellit gjak ka ra.*

*Gjithë Meleqët me za kanë qa*
*gratë lidhun kur i kanë pa.*

*I thanë zotit s'mund të durojmë*
*gazep prej qiellit po lëshojmë.*

*Atëherë Zoti u idhnue*
*me gazep i ka mbarue.*

*Edhe për dymbdhejtë Imamë*
*fushë e male gjamë kanë ba.*

*Bir mbas birit i helmuen*
*deri të gjithë i mbaruen.*

*Muhamed Mehdija shpëtoj*
*i dha Zoti ymër rrnoj.*

*Shpëtoj prej duarvet Abasish*
*hyni në mbrojtje të Perëndisë.*



*Ky asht Imami i dymbdhejtë*
*tha Resuli për të vërtetë.*

*Deri në fund tha ka me rrnue*
*myslimanët ka me i bashkue.*

*Myslimanët me u ba parti*
*Ehlibejti me ju pri.*

*Me marrë gjakun e prindëve të vet*
*tha Resuli këtij ymmet.*

*A ka sy kush për me qa*
*mbi Ehlibejtë çka asht ba.*

*A asht turp xhehnet me lypë*
*pa u shkri për ta si krypë.*

*Xhehnet xhehnem në dorë kanë*
*Zoti ktyne ua ka dhanë.*

*Në Sirat s'mundet me kalue*
*pa shkrue leje me shpëtue.*

*Shejh Ahmedi lut Perëndinë*
*në hije t'tyne ne t'na shtin.*

## BISMIL-LAHI PO FILLOJ

*Bismil-lahi po filloj*
*Ziqër Zotin kush ka ba*
*çka ka dobi po diftoj*
*n'ahiret edhe n'dynja.*
*All-llah All-llah ja Rrahman*
*dertit tonë na i banë derman. (refreni).*

*Zoti na ka porositë*
*ziqër Zotin shumë me i ba*
*gjynahet ne na i resitë*
*Resuli tha në dynja. (ref).*

*Që asht bahçe prej xhehnetit*
*hallka e ziqrit në dynja*
*tha Resuli këtij ymmeti*
*shkoni ziqër për me ba. (ref).*

*Ka thanë Resuli jonë*
*kush banë ziqër Perëndinë*
*meleqët ata i rrethojnë*
*gjynahet për toke ju bijnë. (ref).*

*Hem Resuli ka urdhënue*
*mallin për sevap me shkri*
*hem me anmiq ti me luftue*
*ziqrit s'mundet me ja mbrri. (ref).*



*Për ehli ziqër ka thanë*
*meleqët i bajnë zijaret*
*prej belasë Zoti i shpëton*
*hem i mbulon me rahmet. (ref).*

*Zemrën njeri pa qirue*
*ibadeti dobi s'banë*
*Resuli ka urdhënue*
*zemrën paqë ziqri e banë. (ref).*

*Gazep asht Zoti ka thanë*
*nji zemër që asht forcue*
*ziqër Zotin që se ban*
*n'ahiret ka me u pendue. (ref).*

*Me ziqër e kanë fitue*
*graden t'gjithë evlijatë*
*dinin t'onë e kanë forcue*
*me qeramet ditë e natë. (ref).*

*<u>Shejh Ahmed</u> jam i shkodranë*
*hem Rrufai kam qillue*
*Zotit i kam ra aman*
*me ba ziqër me m'ndihmue. (ref).*

## O ZOT TË QOFSHIM FALË

*O Zot të qofshim falë*
*njeri n'dritë ka dalë*
*fetë me kullue*
*Kuranin ke çue—ja hu.*

*Me të kush punoi*
*për dy jetë shpëtoi*
*sirre ke diftue*
*mjerë kush asht qorrue—ja hu.*

*I nalti Kuran*
*bidate s'ka lanë*
*të naltit Perëndi*
*tha me i ba robni—ja hu.*

*Mos me ju poshtnue*
*askuj ka urdhënue*
*Zoti na shpëton*
*puti s'na ndihmon—ja hu.*

*Me mend me mendue*
*drejtë na ka diftue*
*nuk ka bir as bijë -*
*gjithë janë robët e tij—ja hu.*

*Shife kët Kuran*
*ferra nuk ka lanë*
*rrugën ka diftue*
*dy jetë me fitue—ja hu.*



*Zoti na ka thanë*
*neve me Kuran*
*vegla me qitë*
*fenë për me rritë—ja hu.*

*Para Kuran*
*hollina s'kanë dijtë*
*myslimanët luftuen*
*botën e sunduen—ja hu.*

*Tuj mendue përditë*
*kët' bela me e pritë*
*filluenën me xanë*
*prej të naltit Kuran—ja hu.*

*Bota e përkthei*
*edhe e pëlqejë*
*fort e stërhollunë*
*shumë hollina xunë—ja hu.*

*Tuj punue përditë*
*qyr se çka kanë qitë*
*trimnija s'punon*
*me top të rrënon—ja hu.*

*Shif tash treqind vjet*
*si qe ky ymmet*
*prej se nuk punuen*
*qyr si u zhgatrrunë—ja hu.*

Zoti na ka thanë
shpirt e pasuni me dhanë
atdheut me i ndihmue
nderë e fe me shpëtue—ja hu.

Kush e don kombësin
ka dashtë Perëndinë
anmikun largon
dinë edhe gëzon—ja hu.

Në sundim t'huej me hi
hupë ajo liri
gjuhë t'hueja këndon
besimi mbaron—ja hu.

Feja asht e lirë
edhe fort e dlirë
ne na ka urdhnue
për mos me shtrëngue—ja hu.

Hollina me zanë
ai që s'donë me lanë
don me na poshtnue
duhet me largue—ja hu.

Urdhëni i qeverisë
si i Perëndisë
Zoti ka urdhnue
të parin me ndigjue—ja hu.



Sille vedin mbarë
banu atdhetarë
puno për kombsi
besim e liri—ja hu.

Nji Shejh kam qillue
lutem pa pushue
feja me dalë në dritë
Shqipnia me u rritë—ja hu.

## SEJ-JID AHMED RRUFAISË

*Hasani e Hysejni*
*me t'vërtetë asht fis i tij*
*n'dy shekuj e ka fuqinë*
*lavdi qoftë mbi Rrufainë.*

*Kena nji Sulltan*
*për çdo send derman*
*mbret mbi evlija*
*Zoti e ka ba.*

*Pesëqind e gjashtëmbdhejtë*
*Rexheb katërmbdhejtë*
*Sej-jidi ka le*
*fat i bardhë për ne.*

*Atë ditë që ka le*
*thonë ka folë me ne*
*sa qe fëmi tuj rritë*
*qeramet përditë.*

*Zoti e madhnoj*
*dritë për ne e qoj*
*Resuli ju ka diftue*
*për të që ka me urdhnue.*

*Sej-jid Ali Sulltan*
*babës tij i kanë thanë*
*dhe Fatime nanës tij*
*mbushën botën mrekulli.*



*Me kët' mbret Sulltan*
*kanë folë shtazët kanë thanë*
*atë e kan ndigjue*
*çdo ju ka urdhnue.*

*Peshkun e ka zi*
*dhe ja ngjallë atij*
*sirri i Perëndisë*
*sirri i Rrufaisë.*

*Pema e dishmoj*
*atë e vërtetoj*
*që qe nji kryetarë*
*mbi gjithë botën mbarë.*

*Në Medine kur shkoj*
*Resuli dishmoj*
*selam i ka dhanë*
*gjithë haxhijtë kanë thanë.*

*Dorën ja ka qitë*
*ja ka puthë atë ditë*
*gjithë u mrekullunë*
*si ndolli kjo punë.*

*Kudreten u lyp*
*nji shkresë ishte zhdrypë*
*Zoti aty shkroj*
*kush ju botuë shpëtoj.*

*Botu kush i ka*
*xhehnem s'ka me pa*
*Ahmed Rrufais*
*me ndihmë të Perëndisë.*

*Me dije asht fort i naltë*
*na nxjerr kambët prej asaj baltë*
*na banë me njoftë Perëndinë*
*edhe Muhammed Alinë.*

*Mbi Sirat për me kalue*
*ky zotni ka me na mësue*
*kur do ta ndrrojmë na këť jetë*
*në atë kohë ne ka me na u gjetë.*

*Resuli si ka urdhnu*
*me dekë pa dekë me na mësu*
*samarin e gjith njerëzisë*
*t'a hjek sirri i Rrufaisë.*

*Me ba hesapë ne na mëson*
*dhe me pa atë jetë na çon*
*ku ke kenë ku ke me shku*
*dhe Ademat me i kuptu.*

*Resuli i këtij ymmet*
*dy sende la emanet*
*Ehlibejtin me Kuran*
*me u qep me ta na ka thanë.*



*Dhe Resuli ka urdhnue*
*tha kush don me kenë me mue*
*me dymbdhejtë Imamët e mi*
*le të bahet me ta parti.*

*Me Ehlibejt e Kuran*
*Rrufaitë me ta lidhë janë*
*Resuli siç ka urdhnue*
*Rrufaitë kanë me punue.*

*Ehlibejti na difton*
*sirret e atij Kuran*
*Resuli ja u pat diftu*
*prej atyne pat buru.*

*Ehlibejti la nji dritë*
*sirrin gjithësisë me ja dijtë*
*t'gjith shekullin me këndue*
*Zoti vet si e ka shkrue.*

*Sirri i Perëndisë*
*sirri i Rrufaisë*
*gjarpni për gjithmonë*
*s'na e ajë mishin tonë.*

*Kush asht Rrufai*
*mrekulli prej tij*
*therret me dorë të vet*
*mishi gjak si qet.*

*Zehrin mund ta pin*
*kush njef Rrufainë*
*dervisht e vërtetë*
*sirrin e kanë gjetë.*

*Gypi që ty të mbytë*
*e kalon për fyt*
*gastaren e han*
*edhe dam si ban.*

*Qylah hekurit*
*venë në krye Rrufaitë*
*t'kuqun e venë në krye*
*mrekulli me rrëfye.*

*N'furrë mundet me hi*
*kush asht Rrufai*
*t'kuqun ai mbrendë hin*
*mbrendë lutë Perëndinë.*

*Kush asht fort i xehtë*
*me shpirt që asht pështetë*
*me sa të keshë besim*
*aq ban përparim.*

*Jam i Perëndisë*
*qolja e Rrufaisë*
*Zoti na dërgoj*
*Shejhi na perëndoj.*



*Dritë prej Rrufaisë*
*që nep gjithë Shqipnisë*
*<u>Shejh Ahmed</u> jam shkodran*
*me kaull ju kam thanë.*

## *ME ZOTIN DUE ME JU MËSUE*

*Me Zotin due me ju mësue*
*shpirti Zotit me ju falë*
*mjeri ai që s'ka kuptue*
*n'dritë ai kurrë nuk ka me dalë.*

*Atë të naltin Xhebrail*
*nji ditë Zoti ma kish qu*
*perden atë ditë ma ka qelë*
*kto sirre ai mi ka mësu.*

*Xhibraili më dha abdest vetë*
*trupin krejt ma ka pastru*
*më shtini te Zoti vërtetë*
*kur më treti tuj m'fërku.*

*Xhebraili mu m'ka thanë*
*me u falë unë kur jam çu*
*Kiblen e ke përgjith anë*
*për trup Qabja asht caktu.*

*Me u falë kur kam fillue*
*perden Xhebraili ma çoj*
*rashë sexhde s'mujta me u çu*
*ngjitë me Zotin mu më bashkoj.*

*Me dhanë zeqat ai m'ka thanë*
*mall e trup e gjithë çka ke*
*Xhehneti ka me tu dhanë*
*Zotit kur ke me ja ble.*



*Gjithësinë Zotit pa ja dhanë*
*ti vet për pa ja dorzu*
*sa do që thue kam iman*
*në Xhehnet vonë ke me shku.*

*Më tha Xhebraili me inue*
*jo vetëm nji Ramazan*
*Zotin kurrë mos me harrue*
*kam inue mund me thanë.*

*Zoti i tha gjithë njerëzisë*
*mos me hangër as me pi*
*me hi në sirre të Perëndisë*
*me Zotin gjithmonë me u ngi.*

*Xhebraili mue m'ka thanë*
*edhe në Qabe për me shku*
*atje e forcon imanë*
*me Zotin ke me u miqsu.*

*Xhebraili prijs me u ba*
*më tha zhdesh rrobet si ki le*
*se do të falim nji xhuma*
*dhe si Smajlin du me të pre.*

*Xhebraili mu m'ka thanë*
*vesh ihramin e njisis*
*ndryshe meleqët nuk kanë lanë*
*me hi në shpi të Perëndisë.*

*Kur e vesha atë ihram*
*e pashë sirrin e gjithësisë*
*atë ditë qe për mu Bajram*
*himë bashkë në shpi të Perëndisë.*

*Duel Shejtani me nji sy*
*me shtatë gurë mu m'thanë me gjue*
*ja pashë sytë si po të shof ty*
*për dy jetë e kam qorrue.*

*Shejtanin si e qorrova*
*Shejtani mu më ra pardon*
*me gjithësinë unë u bashkova*
*dhe e bana mysliman.*

*Haxheri Esvedi gurë*
*tuj e puthë haxhitë u nxi*
*t'dy duart e Zotit Nur*
*kush s'ja pa ka mbetë n'errësi.*

*Tavaf kur kanë fillue*
*Xhebraili n'të djathtë m'ka qitë*
*m'dolën krahët me fluturue*
*atëherë në qiellna mu m'kanë ngjitë.*

*Eni Rrufai me u ba*
*eni vllazën le të shkojmë*
*në Qabe me Zotin me u pa*
*bashkë me Zotin të fluturojmë.*



*Shkuem bashkë në Bejti Maëmur*
*Qabja e meleqëve i thonë*
*prej nurit ish gadit mur*
*aty falen shpirtat tonë.*

*Xhebraili na ka pri*
*i falme ka dy reqatë*
*meleqët u bahshin haxhi*
*hyjshin delshin ditë e natë.*

*Në Bejti Maëmur kush asht falë*
*shpirtin e vet ka shpëtu*
*ai Siratin ka me dalë*
*dhe me dashtë s'mundet me u rrëxu.*

*Atëherë Xhebraili mu më ka pri*
*fillumë me fluturue*
*në Sidreimynteha më ka shti*
*Kabe-Kausejnë kam kuptue.*

*Vijshin rrezet e Perëndisë*
*me kët' shekull me u bashkue*
*si sirri i fotografisë*
*aty sirret kam kuptue.*

*Më tha Xhebraili thirrë me za*
*a asht kush për me t'ndihmue*
*të shofim krahë kush ka me u ba*
*thirra mu gjegj Vlona mue.*

Kështu Zoti e paska shkrue
m'tha Xhebraili banë hixhret
Shkodra si Meqja për mue
lutem Shkodrën ta bajmë fet.

Shejh Ahmedi po i mëson
dervisht me shpirt me u falë
tjetër kush nuk po ndigjon
n'dritë të Zotit për me dalë.



## ME ZOTIN FILLOJ

Me Zotin filloj
ndigjo çka diftoj
nji çudi më qilloj.

Muhammed Ali
sirr prej Perëndi
jam djegë n'ashk t'atij
Zot ban salat mbi
Muhammed Alinë
dhe familjes tij.

Isha në mendim
u bana nurtim
nisa t'baj udhtim.

Ashku m'kishte mblue
jam djegë e përvëlue
çka pashë s'kam harrue.

Nji pasqyrë mu më dhanë
kqyru n'te mu m'thanë
hupa dhe s'më panë.

Perdja kur më asht çilë
dola kaçamillë
sirr e pashë atë dijellë.

Kur u bana yrë
sy s'kisha me kqyrë
më dhanë nji pasqyrë.

Hangra unë spec
dola kacalec
isha unë memec.

Në shtaza kur kam hi
hoqa unë shumë zi
njeriut me ja mbrri.

Kto devri-Eshja
ktu munde me i pa
te na sy nuk ka.

Sa t'jena në kët' jetë
hyn e shife vetë
graden n'daç me gjetë.

Njeri kur të vdesë
nuk ka pse mbanë shpresë
n'atë jetë do të mbesë.

Kur des' për atë jetë
si ka vdekë ka mbetë
nuk del ma n'kët jetë.



Njeri i vërtetë
m'qiti Zoti vet
m'dha dy krahë si fletë.

N'atë shekull m'kanë qitë
n'qiellna për me m'ngjitë
n'Xhehnet kam shëtitë.

Në Alemi Berzah
gjithë thirrshin All-llah
nuk m'ka mbetë tamah.

Gjithësinë e kam pa
ishin evlija
s'dijta kend me da.

Kushdo u madhnu
gradë që ka fitu
atëherë ka harru.

Në këto sirre kur të hinë
shef ai nur gjithësinë
këthen në vedi kur të vijnë.

Gjithësinë haj tuj këndue
i ndi s'jam shurdhue
Zoti më zhdritoj mue.

*Po flasë me të vërtetë*
*shumë plak isha vetë*
*me mend s'din me gjetë.*

*Shumë këtu janë habitë*
*çka flasin s'kanë dijtë*
*mendja s'ja u ka mrrijtë.*

*Vendin tim kam pa*
*nën Arshi-ala*
*atje shejh jam ba.*

*Isha shejh i naltë*
*Ademi ish baltë*
*Zoti ne na faltë.*

*Dielli s'ishte n'jetë*
*kur isha shejh vetë*
*kjo fjalë e vërtetë.*

*Shejh Ahmedi diftom*
*se di kush e kupton*
*Zoti na ndihmon.*



## ENI NJERËZ ME NDI

*Eni njerëz me ndi*
*gjithkush le ta dinë*
*po livdoj Sej-jid*
*Ahmed Rrufainë.*

*Sej-jidi i njerëzisë*
*i ka dhanë shyhret*
*e ka nurlendis*
*tuj ba qeramet.*

*Ka folë Sej-jidi*
*bahet rivajet*
*nji ditë fëmi kur ish*
*ka ba qeramet.*

*Kanë folë hajvanatë*
*me Sej-jidin tonë*
*i kanë ba itatë*
*atij përgjithmonë.*

*Thirri Sej-jidi*
*në detë nji peshk me dalë*
*me shokë si e hangri*
*Zoti ja ka ngjallë.*

*Pema ja ka ba*
*Sej-jidit ispatë*
*që asht evlija*
*mbi gjithë evlijatë.*

*I dha Sej-jidi*
*Resulit selam*
*haxhitë e kanë ndi*
*kur ja muerr taman.*

*Dorën ja ka qitë*
*Sej-jidit në dynja*
*ja ka puthë atë ditë*
*haxhijtë e kanë pa.*

*Tabi kush ju ba*
*Ahmed Rrufaisë*
*xhehnem s'ka me pa*
*me ndihmë t'Perëndisë.*

*Sirrin e ka lanë*
*Sej-jidi në dynja*
*ujdisju taman*
*zjarrmi s'të ban gja.*

*Kush ju ba tabi*
*therret me dorë t'vet*
*për hymmet t'atij*
*mishi gjak si qet.*

*Sirri i Rrufaisë*
*gjithmonë në dynja*
*gjarpni se dogandisë*
*gjithkush e ka pa.*



*Gypi që ty t'mbytë*
*dervisht mund ta hanë*
*e kalon për fyt*
*edhe dam si ban.*

*Dervish i vërtetë*
*zehrin ai e pin*
*Piri vet e njef*
*për dervish e dinë.*

*Bana ja Rabbi*
*gjithë neve teufik*
*me dashtë atë zotni*
*me ju ba ashik.*

*Jam Shejh Rrufai*
*n'Shkodër kam qillu*
*të lutem ja Rabbi*
*ti me na ndihmu.*

## PERËNDIJA KA URDHËNUE

*Perëndija ka urdhënue*
*për me hi në Tarikat*
*te Resuli për me shkue*
*shejh mbas shejhi me Bejat.*

*Hu Hu Hak All-llah*
*Muhammed Sejfullah*
*Ali Esedullah*
*Sej-jid Velij-jull-llah. (refreni).*

*Resuli veqil ka lanë*
*kur ka dalë prej kësaj dynjasë*
*për me ba telkin iman*
*Alinë veqil e ka lanë. (ref).*

*Për me lypë na nji myrshyd*
*Resuli neve na ka thanë*
*në Tarikat me hjekë vird*
*për me u ba insan taman. (ref).*

*Bes-tamija evlija*
*nji fjalë ai që e ka thanë*
*ai njeri që myrshid s'ka*
*ai ka myrshid Shejtanin. (ref).*

*Nji alim pa Tarikat*
*Ensarija vetë ka thanë*
*ilmin e ka bukë thatë*
*pa Tarikat s'bahet taman. (ref).*



*Në Tarikat kush s'ka hi*
*asht si pema pa shurtu*
*vagjib asht për çdo njeri*
*gjithë evlijatë kanë urdhënu. (ref).*

*Kush s'ka hi në Tarikat*
*besimin e ka ai taman*
*miq s'i ka ba Evlijatë*
*n'ahiret ai vetëm shkon. (ref).*

*Kush ka hi në Tarikat*
*miq i ka ba evlijatë*
*atëherë e dojin sadatë*
*Resuli e banë shefat. (ref).*

*N'ahiret për me na pri*
*Ehlibejti n'aresat*
*në Tarikat na kena hi*
*ata me na ba shefat. (ref).*

*Tariki Muhammedi*
*fillë te ai ne me na çu*
*nuk bahet n'Tarik pa hi*
*hem me Kuran pa punu. (ref).*

*Hem edhe ehli syn-net*
*ehli Tarikatë janë*
*Resuli i këtij ymmet*
*e punojnë ai çka ka thanë. (ref).*

*Kanë thanë të gjithë evlijatë*
*pa shejh s'bahet terbije*
*dhe me këndue ditë e natë*
*me pasë ymër njimijë vjetë.     (ref).*

*Në vend tand n'qoftë se shejh s'ka*
*borxh asht me dalë në gyrbet*
*zemrën tande paqë me ba*
*nji shejh vedit për me i gjetë.   (ref).*

*Gjithë Tarikatet Hak janë*
*njeri duhet me i besue*
*njenin kushdo që e shanë*
*besimi i tij ka mbarue.     (ref).*

*Gjithë evlijatë na kanë thanë*
*dervishve kush ju jep izjet*
*ka me vdekun pa iman*
*sa do që të bajnë ibadet.   (ref).*

*Shejh Ahmed jam Rrufai*
*këtu në Shkodër kam qillu*
*të lutem unë ja Rabbi*
*me rahmet tand me m'ndihmu.*



## BISMIL-LAH UNË DUE ILAHI ME BA

*Bismil-lah unë due*
*ilahi me ba*
*ziqrin me kuptue*
*sirrin me ja pa.*

*All-llah All-llah thona*
*nuk asht kush veç ti*
*thërrasin gjuhat tona*
*të naltin Perëndi.*

*Semi All-llah thona*
*Perëndija ndinë*
*qepu e mos druejë*
*ti me Perëndinë.*

*All-llah Haj me thanë*
*Zoti asht i gjallë*
*i kam pru imanë*
*Zoti na ka ngjallë.*

*Besir All-llah thona*
*shef ai Perëndi*
*shife me sytë e tu*
*bukurinë e Tij.*

*Kader All-llah thona*
*Zoti ka kydret*
*kqyre halin tonë*
*merre pak ibret.*

Myrid All-llah thona
banë myrad çka të donë
e sjellë qëllimin tonë
Zoti kah të donë.

Alim All-llah thona
Zoti gjithçka din
pesho dijet tona
kqyri se si vinë.

Kelim All-llah thona
Zoti flet pa za
kqyri gjuhat tona
terxhyman janë ba.

Zoti asht halik
jaratis gjithçka
thirrë hu ej ashik
sirrin me ja pa.

Nji Shejh nji Shkodran
jam mundue shumë ditë
Zoti paska thanë
Tariku me u rritë.



## MIRË SE ERDHE SHPIRTI REVAN

Mirë se erdhe shpirti revan
prej asaj Kalu Bela-së—All-llah
në gjithë alemet prune iman
vendi ytë n'Arshi-Ala—All-llah.

Kur besove Perëndisë
fole ti pa tergjymen—All-llah
dijte sirret e gjithësisë
erdhe në këť shekull pa mend—All-llah.

Gjithë eflaqet i shëtite
arsh e qyrs levhë e kalem—All-llah
ej ashik ti donë me dijtë
me marrë vesh këť sirrin tem—All-llah.

Shumë herë shkojshe në xhehnet
edhe piqesh me hyri—All-llah
hej ashik ti pse po më pvetë
me gojë me t'diftu nuk di—All-llah.

Vdis pa vdekë në daç me pshtu
sikur tha Resuli jonë—All-llah
laju përditë me Esma
çilet perdja përgjithmonë—All-llah.

Çilen perdet ditë përditë
deri sa ti kqyrish tridhejtë
aty sheh xhehnet hyri
shkon e vjen s'mundesh me u nda—All-llah.

*Ky asht nji mekam i vështirë*
*nji trup me shejhin me u ba—All-llah*
*atëherë bahesh krejt i lirë*
*ta qelë shejhi perden me pa—All-llah.*

*<u>Shejh Ahmed</u> jam i shkodran*
*me t'pa dijshëm kam luftu—All-llah*
*për me zdritu dinë e iman*
*Zoti i madh më ka dërgu—All-llah.*



## *<u>MORRA LEJEN ME JU THANË</u>*

*Morra lejen me ju thanë*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*nji fjalë gjithëve dervishhanë*
*Haj—Haj—Hu.*

*Nji sirr mu m'tha me diftu*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*kush dishron me përparu*
*Haj—Haj—Hu.*

*Sa dervish që në Tarik hijnë*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*kush asht shejhi s'mund ta dijnë*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shejhi sirri i Perëndisë*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*dera e Muhammed Alisë*
*Haj—Haj—Hu.*

*Te kjo derë ti me trokllu*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*çdo send ka me tu pranu*
*Haj—Haj—Hu.*

*Lutju Hakut qajë përditë*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*pa krisë në kët' derë nuk del dritë.*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shejhi për ty asht markon-(lidhës)*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*çdo send Zotit i kërkon*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shejh mbas shejhit ne na shkon*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*çdo send Zoti na pranon*
*Haj—Haj—Hu.*

*Te shejhi sa t'jesh afrue*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*ta dijshë aq ke përparue*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shejhit në qoftë se ja dorzon*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*shpirtin në qiellna ty ta qonë*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shëtitë në qiellna e në xhehnet*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*gjithkund shef shejhin e vet*
*Haj—Haj—Hu.*

*Vall-llahi kështu më thanë thuej*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*kush u qep ecë përmbi ujë*
*Haj—Haj—Hu.*



*Hija e shejhit kush asht ba*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*shekullin moral ka pa*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shejhit me i ba kundërshtim*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*dy jetë i bjerrë pa dyshim*
*Haj—Haj—Hu.*

*Shejh Ahmed jam Rrufai*
*Ejvall-llah I-lall-llah*
*me ba këť' këshillë më kanë shti*
*Haj—Haj—Hu.*

## ENI VLLAZËN TA BAJMË DERT

*Eni vëllazën ta bajmë dert*
*kjo dynja kërkujt si mbetë*
*kjo dynja ashtë fani*
*besa e Hakut ashtë Baki.*

*Pas kush ishin të dashnit tonë*
*kokan konë dymbdhejtë Imamët*
*për Hak shpirtat i kanë dhanë*
*për Hak krenat i kanë lanë.*

*Hazreti Fatimen me ba nanë*
*ajo ashtë fort sirr i randë*
*për dorë të saj gjithë do të shkojnë*
*prej atyhit s'kem ku shkojmë.*

*Se në teqe kush banë hyzmet*
*ai shpëton shpirtin e vet*
*ai shpëton shyhbe nuk ka*
*në dorë të Hakut ka me ra.*

*Hu Hamdija ehli dem*
*ashtë i djegun për ehli xhem*
*për ashika jeta vjen*
*Shejh Hysejni n'Prizeren.*



## MUHAMMED ALISË--GAZEL

*Muhammed Alisë*
*shpirtin japin Rrufaitë*
*në rrugë të tyne gjithherë*
*besë bajnë Rrufaitë.*

*Salat e selam Ali Abbasë*
*i bajin çdo nadje*
*me atë gëzim zemrat*
*plotë të shëndritshme bajin.*

*Të dashtun të zotnive janë ba*
*shpirtnat e kalun me rahmet*
*anmiqve të tyne*
*mallkim ju bërtasin Rrufaitë.*

*Afrim e largim me ba*
*çdo bujari i lypset*
*rruga e mbrendëshme e zemrës*
*bajin pa madhështi Rrufaitë.*

*Hyn në shesh të ashkut*
*ziqër gjithë tuj ba*
*ngrehim tigë kundrejt*
*kundërshtarëve bërtasin Rrufaitë.*

## MOS RRI TË DIGJESH
## (DURMA JANALLYM)

*Mos rri të digjesh*
*në zjarm të ashkut*
*ti japim zdriçim—Ja Haj*
*zjarmit të ashkut.*

*Nji të kqyrne ma bani*
*mushknitë mi dogji*
*ç'kisha mi ndezun—Ja Haj*
*në zjarm të ashkut.*

*Së pari u mashtrova*
*shumë lehtë kujtova*
*fish për fish u dogja—Ja Haj*
*në zjarm të ashkut.*

*Burrat e ashkut*
*s'vdesin as nuk kalben*
*ai që s'digjet s'digjet—Ja Haj*
*se din zjarmin e ashkut.*

*Meleqët në arshë*
*po bajin sexhde*
*zhdrypin poshtë—Ja Haj*
*në zjarm të ashkut.*

*O mbreti i im*
*falmi gjynahet*
*mu dogji shpirti—Ja Haj*
*në zjarm të ashkut.*



*Mensuri hallaç*
*në ngushticë Miraxh*
*e ti qelë sytë—Ja Haj*
*në zjarm të ashkut.*

*Sej-jid Nesimi*
*e la figurën*
*e dogji trupin—Ja Haj*
*në zjarm të ashkut.*

## FYTYREN TA PASHË (JYZYN GYRDYM)

*Fytyrën ta pashë*
*e thashë Elhamd-dulil-lah—All-llah*
*trupin ta pashë e këndova*
*Kul-huvall-llah.--Ja-Hu-Imanëm-Hu.*

*Flokët e rradhitun ty ti pashë*
*të zdritun vetullat—All-llah*
*të kthyeme në qark*
*fitim prej Perëndisë.-Ja-Hu-Imanëm-Hu*

*Prej rrezes syve të zi*
*të shkruemun mirë—All-llah*
*prapë u ktheva e thashë*
*Estag-firull-llah.-Ja-Hu-Imanëm-Hu.*

*Sherbeti i buzëve tua*
*shije ashtë gjithashtu—All-llah*
*Sek-ka-hym Rab-be-hym*
*prej mëshirit Perëndisë.-Ja-Hu-Imanëm*

*Bukurinë ta kam pa*
*nuk kam me tu nda—All-llah*
*në qoftë se nuk më beson*
*betohem në Perëndinë.Ja-Hu-Imanëm-Hu.*

*Zemra ime në ty*
*habitje tue prue—All-llah*
*nëse ti më shtrëngon*
*Zoti i madh na ndjeftëJa-Hu-Imanëm-H*



*Tridhejtë e dy germa*
*tuj i ba e mbërrijta—All-llah*
*mbërritja ashtë mbërritje*
*ashtë Ej-vall-llah.Ja-Hu-Imanëm-Hu.*

*<u>Nesimiu</u> sa do që*
*ka ba nji tevbe—All-llah*
*tevbja e Nesuhisë asht*
*tevbe e plotë për Zotin.Ja-Hu-Imanëm-Hu.*

## *MOS MË NDAJË MUE PREJ TEJE (AJIR MA BENI)*

*Mos më ndajë mue*
*prej teje o Krijues—Medet—All-llah*
*tuj ramun i vdekun*
*prej kësaj plage—All-llah—All-llah.*

*Përse vdiqa*
*po e vuej idhnimin—Medet—All-llah*
*ma merrë shpirtin tim*
*Krijuesi nji ditë—All-llah—All-llah.*

*Më a s'qani*
*syve të mi po ju them—Medet—All-llah*
*lotë të përgjakshëm*
*rrjedhin prej të zezës—All-llah—All-llah.*

*Të shkojë e ta fshijë fytyrën*
*në prag të shejhit tim—Medet—All-llal*
*nji hyrkë ta veshi*
*me njiqindmijë arrna—All-llah—All-ll*

*Ashik Jonuzi*
*këtë e ka qëllim—Medet—All-llah*
*me arritë dashunia*
*doli nga ndërmjetësija—All-llah—All-llah.*



## *JA ALI TË DUE*

*Ja Ali të due*
*të du oh me shpirt*
*Ti më drejton mue—ja haj*
*Ti më qet në dritë.*

*Ja Ali te Ti*
*të jam ba ashik*
*Ti je Ismi-hu—ja haj*
*Ti më dhe nasib.*

*Ja Ali të thomë*
*Ja Esejd-dull-llah*
*ndër kambë të rashë—ja haj*
*ja Shahi Merdan.*

*Ja Ali të thomë*
*Hajdari kerr-rrar*
*dyldylin ta dhanë—ja haj*
*bashkë me zylfiqar.*

*Sheshit kur u çfaqe*
*me Resul-lull-llah*
*anmiqët që i pate—ja haj*
*kenë gjithë myslimanë.*

*Dhe dielli kur doli*
*Ty të dha selam*
*shumë lajme ti solli—ja haj*
*Ja Hazreti Shah.*

Mbi gjithë evlijatë
je Myrshid Kebir
njerëzija s'të njohtën—ja haj
se ti je ba sirr.

Të thirrnit se pres
natë edhe ditë
Alinë do ta thërras—ja haj
sa ta kam kët' shpirt.

Kush se don Alinë
burrin e Fatimes
ai asht taraf jezidi—ja haj
barku i Mavihes.

Kush si don Imamët
të bijtë e Imam Alisë
e gjetshin belanë—ja haj
nga ana e Perëndisë.

Thirrë ej fakir thirrë
thirrë ej derdime
thirrë Hysejn Ali—ja haj
edhe Fatimen.



## ENI ASHIK ENI JU ENI (GELYN EJ ASHIKLLAR GELYN)

Eni ashik eni ju eni
Hu—Hu—Mevlam—Hu
njani mbrrinë njani i përget
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Kqyrje i bani kësaj dynjaje
Hu—Hu—Mevlam—Hu
i përget nji kurthës së ngrehne
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Nji plakut i kapa krahun
Hu—Hu—Mevlam—Hu
për me shkue te plaku i madh
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Sa qindë mijë gjynahe i bana
Hu—Hu—Mevlam—Hu
secili nji bjeshkës i përget
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Gjynahet shumë punë të liga janë
Hu—Hu—Mevlam—Hu
s'mujta me i lanë punët e liga
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Gjithë njerëzija ma të mirë se unë
Hu—Hu—Mevlam—Hu
ma të keq se vedin hiç nuk gjeta
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Nëse qanë ti vedin qaje
Hu—Hu—Mevlam—Hu
besa e dorës hiçit i përget
Hu—Hu—Mevlam—Hu.

Valo Ashik Jonuz valo
Hu—Hu—Mevlam—Hu
ti fytyrën te Haku e lidhe
Hu—Hu—Mevlam—Hu.



## DOLLAP PËRSE PO GJËMON (DOLLAP NIÇYN)

Dollap përse po gjëmon
kam derte prandaj po gjëmojë
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

Unë në Perëndinë u bana ashik
për këtë shkak unë po gjëmojë
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

Emni im asht dertli dollap
ujin e rrahi daha daha
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

Kështu paska urdhënue Zoti
për këtë shkak unë po gjëmojë
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

Mue me nji mal më kanë gjetë
duart e krahët mi kanë thye
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

Morrën e më shtinë në dollap
për këtë shkak unë po gjëmojë
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

Ujin prej s'poshti e tërhjeki
tuj tërhjek prej s'nalti e derdhi
I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.

*Unë Perëndinë e bajë Ziqër*
*për këtë shkak unë po gjëmojë*
*I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.*

*<u>Ashik Jonuz</u> e ngrehë ahin*
*lotë e syve fshinë gjynahin*
*I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.*

*Në Hakun jam ashik vall-llahi*
*për këtë shkak unë po gjëmojë*
*I-lall-llah-Hu-Hu-Mevlam-Hu.*



## O ZOTI IM MUE PREJ TEJE (EJ ALL-LLAHËM BENI SENDEN)

*O Zoti im mue prej teje*
*mos më ndajë,--- (2 herë)*
*mue prej bukurisë sate*
*mos më ndajë,---Mevlam-Mevlam*
*O Zot dervishin prej shejhit*
*mos e ndajë,---All-llah-All-llah.*

*Ty me të dashtë*
*din e iman i im je,---(2herë)*
*O Zot dinin prej imanit*
*mos e ndajë,---Mevlam-Mevlam*
*O Zot dervishin prej shejhit*
*mos e ndajë,---All-llah-All-llah.*

*Unë jam lulja*
*rrethit bahçes dashurisë,---(2herë)*
*O Zot bylbylin prej lulës*
*mos e ndajë,---Mevlam-Mevlam*
*O Zot dervishin prej shejhit*
*mos e ndajë,---All-llah-All-llah.*

*Shejhi im ashtë lulja,*
*unë jam fleta e tij,---(2herë)*
*O Zot fletën ti prej lulës*
*mos e ndajë,---Mevlam-Mevlam*
*O Zot dervishin prej shejhit*
*mos e ndajë,---All-llah-All-llah.*

*Shpirti i peshkut*
*rrinë në ujë hiç pa u nda,---(2herë)*
*O Zot peshkun ti prej ujit*
*mos e ndajë,---Mevlam-Mevlam*
*O Zot dervishin prej shejhit*
*mos e ndajë,---All-llah-All-llah.*

*Eshref Ogli ashtë*
*nji rob i poshtmi i ytë,---(2herë)*
*O Zot robin ti prej mbretit*
*mos e ndajë,---Mevlam-Mevlam*
*O Zot dervishin prej shejhit*
*mos e ndajë,---All-llah-All-llah.*



## LEM MU TË DIGJEM (KABENI JANAJIM)

*Lem mu të digjem*
*pranë shejhit tim*
*nuk kthehem prej shejhit tim*
*po pse të kthehem*
*All-llah-All-llah-All-llah,*
*Ja Kerim-All-llah.*

*Nesër te ai i nalti*
*si të shkojë unë*
*nuk kthehem prej shejhit tim*
*po pse të kthehem*
*All-llah-All-llah-All-llah,*
*Ja Kerim-All-llah.*

*Shejhi im asht prej*
*zotnive të naltë*
*kryetar treve shtatëve*
*dhe i katërdhejtve*
*All-llah-All-llah-All-llah,*
*Ja Kerim-All-llah.*

*Shoqnuesi i dymbdhejtë*
*Imamëve ashtë*
*nuk kthehem prej shejhit tim*
*po pse të kthehem*
*All-llah-All-llah-All-llah,*
*Ja Kerim-All-llah.*

Ashik Jonuz porsa
erdhe në kët' jetë
deri sa i gjete
dertit dermanin
All-llah-All-llah-All-llah,
Ja Kerim-All-llah.

Si rob që ti baj shërbim
shejhit tim deri të vdesë
nuk kthehem prej shejhit tim
po pse të kthehem
All-llah-All-llah-All-llah,
Ja Kerim-All-llah.



## PYETA LULEN VERDHË IMANËM (SARDYM SARI QYQEJE)

Pyeta lulen e verdhë –imanëm
pse e ke fëtyrën ngjye—ja hu
lulja më tha dervish –imanëm
prej frigës Hakut—ja hu.

Pyeta lulen e verdhë –imanëm
pse ke qafën e shtremtë—ja hu
lulja më tha dervish –imanëm
prej frigës shejhit –ja hu.

Pyeta lulen e verdhë –imanëm
drandofilli a asht vend mbreti
lulja më tha dervish –imanëm
asht ndirsa e Muhammedit.

Pyeta lulen e verdhë –imanëm
shuboja a asht Shahi juaj
lulja më tha dervish –imanëm
asht era e Aliut –ja hu.

Pyeta lulen e verdhë –imanëm
babë e nanë a ke –ja hu
lulja më tha dervish –imanëm
babë e nanë kam dheun –ja hu.

Pyeta lulen e verdhë –imanëm
djalë e vajzë a ke –ja hu
lulja më tha dervish –imanëm
djalë e vajzë kam fletët –ja hu.

*Pyeta lulen e verdhë –imanëm*
*xhehnet për ju a ka –ja hu*
*lulja më tha dervish –imanëm*
*vend i myeminve asht –ja hu.*

*Pyeta lulen e verdhë –imanëm*
*xhehnem për ju a ka –ja hu*
*lulja më tha dervish –imanëm*
*vend i mynqirve asht –ja hu.*

*Pyeta lulen e verdhë –imanëm*
*vdekje për ju a ka –ja hu*
*lulja më tha dervish –imanëm*
*vend pa vdekje a ka –ja hu.*

*Pyeta lulen e verdhë –imanëm*
*Jonuzin a e njehë –ja hu*
*lulja më tha dervish –imanëm*
*kryetar i kërklerëve asht –ja hu.*



## *TI MORI ZEMËR SOLE HYSË*

*Ti mori zemër sole hyse*
*sa të gjejsh derman*
*me nji pikë të karashtisë*
*të bahesh irfan.*

*Ajo pika e padukshme*
*kujt ju ba kismet*
*gjenë hazimet e të fshehta*
*dhe bahet vislet.*

*E veshë melamet hërken*
*dhe banu revan*
*me hërken e melametit*
*të bahesh irfan.*

*Ti moj zemër e sëmurë*
*po në qofsh ashik*
*nefsin tand rrahe me gurë*
*shtine në Tarik.*

*Në Tarikat të alevisë*
*puno me gjynyl*
*të shohish Nurin e Muhammed Alisë*
*që të bahet kabul.*

*Mos merrë për hor fukaranë*
*po e banë kabul*
*se ata kanë sirrin subhan*
*mbrenda në gjynyl.*

Mos ja prishë zemrën njeriut
shikoja të drejtat
se i banë zarar vetiut
sakon mos harro.

Mos ju ujdisë em-mares
se ajo të prishë
s'mund t'ja gjejsh aslin vetiut
pa u ba dervish.

Vështro rrugën e Eshref Oglit
ta gjejsh në mejdan
la kokën e la vuxhudin
xhanit i dha xhan.



## MOS JEP SEVDA NË KËTË DYNJA

Mos jep sevda n'kët' dynja
veç idhnim se tjetër s'ka
banë ibadet për hyda
thirrë Ja All-llah Ja Mevlam.

Se në dynja rahat s'ka
gajle e derte vijnë pa nda
ti bajmë sabër me zemra
thirrë Muhammed Mustafa.

Mallë e evlad n'kët' dynja
kujton kush që gëzim i ka
derte e gajle mbushet zemra
thirrë Ja All-llah Ja Mevlam.

Fani asht kjo dynja
s'ka me i mbetun kërkujna
tokë do të bahem gjithë çka ka
thirrë Alij-jyl Myrteza.

Mbasi tokë do të bahem na
pse me u rrejtë në kët' dynja
digje ashkun për hyda
thirrë Ja All-llah Ja Mevlam.

Shtatë ditë kemi n'kët' dynja
gjashtë idhnim e nji sefa
me nji ditë çka të bajmë na
thirrë Fatime te Zehra.

*Shumë tyrli vijnë derte bela*
*Haku na i qonë te tona*
*neve t'na bajnë jakllama*
*thirrë Ja All-llah Ja Mevlam.*

*Veç All-llahu jet Beka*
*t'bajmë ibadet për atë*
*na mbledhë n'shoqni t'bajmë sefa*
*thirrë Hasani Myxhteba.*

*Për nji rob që asht n'kët' dynja*
*s'din idhnim por soll sefa*
*soll te Haku ka sevda*
*thirrë Ja All-llah Ja Mevlam.*

*Ej Dervish banëm derja*
*nji ditë vdesim të tonë na*
*s'jet idhnim as s'jet sefa*
*thirrë Hysejni Qarbela.*



## BISMIL-LAH EJ MYRSHYDI IM

*Bismil-lah ej myrshydi im*
*dalldisa në bahri-iman*
*bërtas Rrahman ja Rrahim*
*ashku i juej më qoft iman.*

*Flokët tuja janë si zymbyli*
*i vjenë era si gjyljag*
*synin nergjis faqet gjyla*
*buza kajranfil sherab.*

*Balli ytë tefteri rrahman*
*asht i shkruemun qysh në ezel*
*asht myhyri Sylejman*
*ebxhet hesap kështu i del.*

*Vetllat tuja oh more xhanan*
*Mihrabi i Qabes janë*
*në dizar tand or Padishah*
*kam pa shumë sidre rrahman.*

*Faqet tuja janë si Musafi*
*e bajnë hajran gjithë dynjanë*
*hecun vijat saf saf*
*ta bajin mendjen viranë.*

*Buzës sate oh more xhanan*
*ndoni emën s'un' ti vuna*
*ja asht sali i mergjan*
*ja had sherabën tahura.*

*Tridhejtë e dy harfe mbi ty*
*në xhemal tand pjesë po bajnë*
*nji garib që të njeh ty*
*ai e di se ç'mano kanë.*

*Haxhilerët bajram kanë sot*
*gjithë bota janë të gëzunë*
*mos u banë razi o im Zot*
*të më banë mue të zehzunë.*

*Haxheryl Esvedi asht gurë*
*haxhilerët në Qabe shkunë*
*ty të kishte mbulu nuri*
*qorrat jo s'mund të panë.*

*Këta dy rreshta unë që i fola*
*për ty i fola oh more mbret*
*për mjedis mejdanit dola*
*morra rrugën për ahiret.*

*Thonë gjithë bota se Nazimi*
*ashik gjindet tek kudo*
*s'kam gajle pse më dijnë për të pijtë*
*pusho gjuhë mos folë shka do.*



## BEHEJ KARDASH HAKIN

*Behej kardash Hakin*
*Kush ta donë me gjetë*
*lype gjejë myrshydin*
*atij qaja dertin—Haj—Haj.*

*Nja paç dhanë myrshydit*
*besën për taman*
*hiq mos u banë shyhbe*
*se je ba insan—Haj—Haj.*

*N'qoftë se rrenë myrshydin*
*ti me sifat tandë*
*bjeri mbrapa vedit*
*se je mbetë hajvan—Haj—Haj.*

*Sirrin e noktës*
*ai që thotë e di*
*për pa hi në Tarikat*
*mendja nuk ja mbrrinë—Haj—Haj.*

*Ai që thotë jam alim*
*alim e shumë i dijshëm*
*ai kujton se gjindet*
*me Ajete e Hadisë—Haj—Haj.*

*Çka që vlonë kazani*
*vlonte prej vetvehti*
*shtini zjarm okolla*
*shihja marifetin—Haj—Haj.*

Ej fakir Jonuzi
shka je ra n'kët' halë
takdirin e Hakut
s'mujti kush me ndalë—Haj—Haj.



## ME NJOFTI MU PARPROMI (ILHAMILE DYNXHIXHE)

Me njofti mu parpromi
e shiqova Muhammedin—All-llah
pasqyre në zemrën time—All-llah
e shiqova Muhammedin.

Shallin në krye te Ti
jeshil hërka n'krihë te Ti—All-llah
Ehlibejti afër Ti—All-llah
e shiqova Muhammedin.

Meleqët u rradhitën
jeshil çadër e ngrehën—All-llah
Ja Muhammed këta kanë thanë—All-llah
e shiqova Muhammedin.

Pim ja mbrrini Muhammedi
më dehi për së tepri—All-llah
prej Zotit erdhi ndihma—All-llah
e shiqova Muhammedin.

Jonuzi myradit ja mbrrini
me gëzime bani qejfe—All-llah
ashiku e gjetë t'dashnin—All-llah
e shiqova Muhammedin.

## EJ QARKU I POSHTËM
## (EJ QERHIDYN)

*Ej qarku i poshtëm shka të bana ty*
*aspak s'em la n'qetsi ti mu*
*s'em gëzove kurrë para as mbas*
*ah përulje vah përulje. (2 herë).*

*Prej shtrëngimit s'em lirove*
*bërtimës nuk mi dha të drejtë*
*nji herë ti mu nuk më gëzove*
*ah çudina vah çudina. (2 herë).*

*Te i dashtuni s'ma mbrrinë dora*
*te mëshirë madhi s'em vajti rruga*
*s'em duel në krye drejtimi mue*
*ah mërgime vah mërgime. (2 herë).*

*Fitimi mbrrini derte me mjerim*
*prej kreut s'em hiqet idhnimi im*
*i ndamë prej lules jam nji bylbyl*
*ah mashtrime vah mashtrime. (2 herë)*

*Me marre i çmendun ah do të baj*
*me marre ferhat vah do të baj*
*këť shërbim gjithëherë unë do ta baj*
*ah përmallime vah përmallime. (2 herë).*

*Mos ma mbrriftë rruga te shejhi*
*mos ma pshtill varrën me mehlem*
*mos mi baftë çare dertit tim*
*ah habitje vah habitje. (2 herë).*



*Digjet Nijazija me derte*
*askush nuk ka hallin t'ja dinë*
*tuj bërtit ai hyni në rrugë*
*ah kalime vah kalime. (2 herë).*

